## Hyrje

Ky fjalor i termave të sigurimeve shoqërore do të dalë në gjuhët Angleze, Boshnjake, Kroate, Maqedonase, Serbe dhe Shqipe. Ai ka për qëllim të ndihmojë në formulimin e politikave sociale në vendet e Ballkanit Perëndimor, si dhe në bisedimet ndërmjet këtyre vendeve dhe institucioneve Evropiane, për të lehtësuar integrimin e Rajonit të Ballkanit Perëndimor në "Rrjedhën Evropiane".

Fjalori mund të jetë i dobishëm, kështu shpresohet, për studentët që studiojnë legjislacionin e sigurimeve shoqërore dhe për shkollat e punës sociale në rajon, në mënyrë që të qartësohet kuptimi dhe dallimi ndërmjet koncepteve të sigurimeve shoqërore, siç edhe ata përdoren aktualisht në Evropën Perëndimore, si dhe për ekspertët e sigurimeve shoqërore, si p.sh në organizatat e punëdhënësve dhe punëmarrësve.

Fjalori është një nga rezultatet e prekshme të Programit në Mbështetje të Institucioneve Sociale, një program ky, i përbashkët i Bashkimit Evropian dhe Këshillit te Evropës.

Shumë njerëz meritojnë falënderime për kontributin e tyre në këtë botim. Në radhë të parë falënderimet i shkojnë Profesor Dr. Vladimir Puljiz dhe kolegëve të tij, Gojko Bezovan, Zoran Sukur dhe Sinisha Zrincak nga Universiteti i Zagrebit, për mirëkuptimin e tyre për të përdorur, si bazë të këtij botimi, manualin e tyre mbi politikat sociale me titull "Socijalna Politika", si dhe për përkthimin e tij në gjuhën kroate të një sërë konceptesh të shtuara në "fjalorin" origjinal. Së dyti, unë do të doja të falënderoj shokun tim të mirë Milosh Nikaç, një ikonë e sigurimeve shoqërore në rajon, për përkthimin e origjinalit në gjuhën angleze dhe pastaj në gjuhën serbe, dhe duke lejuar, ndryshimet dhe modifikimet e shumta, që unë i kam bërë versionit në anglisht. Mirënjohja ime shkon edhe për të gjithë ata që, kanë ndihmuar në përkthimin në gjuhën Shqipe, Boshnjake dhe Maqedonase.

Komiteti Drejtues Rajonal i Programit SISP (Programi në Mbështetje të Institucioneve Sociale) meriton falënderime për vendosjen e idesë së këtij fjalori në plan të parë, dhe – të fundit por jo me pak të rëndësishëm – falënderimet shkojnë për Komisionin e Bashkimit Evropian dhe për Drejtorinë e Përgjithshme të Kohezionit Social në Këshillin e Evropës për mbështetjen financiare dhe format e tjera të ndihmës së dhënë për bërjen të mundur të këtij botimi. Megjithatë, duhet të theksohet se, as Bashkimi Evropian dhe as Këshilli i Evropës nuk kanë përgjegjësi për ndonjë gabim ose mungesë që ky botim mund të ketë.

Heimo Heringa

Drejtues i Grupit Punës
CARDS-SISP

**Administrata sociale: [Social Administration]:** a) një fushë akademike e punës kërkimore që merret me politikat sociale, b) aspektet praktike të organizatës, qeverisja dhe institucionet e përfshira në të, dhe metoda e procedurat e ofrimit të sherbimeve dhe përfitimeve sociale.

Si një disiplinë akademike, administrata sociale merret me zhvillimin e metodave efikase dhe efiçente dhe me procedurat e ofrimit të sherbimeve dhe përfitimeve sociale, dhe me vlerësimin e procedurave dhe metodave ekzistuese, për të ndihmuar në eleminimin dhe zhdukjen e problemeve sociale.

**Aktorët/grupet e interesit: [Stakeholders]:** individët, grupet, institucionet dhe organizatat që marrin pjesë në zbatimin e një programi, ose marrin pjesë në, dhe përfitojnë nga, ose janë, me fjalë të tjera të influencuar nga veprimtaria e një institucioni. Aktorët/grupet e interesuar në programet e politikave sociale janë: qytetarët – vullnetarë, përdoruesit, organizatat e shoqërisë civile, autoritetet lokale, ekonomia, institucionet publike, qeverisja, media, ekspertët, kisha, etj.

**Asistenca (e përgjithshme) sociale: [General (social) assistance]:** e destinuar për të gjithë individët të cilët nuk kanë mundësi të plotësojnë nevojat bazë për jetesë, duke marrë si pikë reference minimumin jetik. Asistenca e përgjithshme sociale zakonisht përfshin ndihmën për të plotësuar shpenzimet për ushqime, veshje, higjenë, strehim, ngrohje etj. Asistenca e përgjithshme sociale shërben si një "rrjet sigurie" për njerëzit me të ardhura të ulta, ose pa të ardhura.

**Asistenca për strehim: [Housing Assistance]:** subvencion që i paguhet familjeve nga ana e qeverisë ose autoritetet lokale për të përmbushur nevojat e tyre për strehim. Ndihma për strehim mund të ketë forma të ndryshme, si psh. "kompensim i qerasë", akordim strehimi me qera të ulët, ose ndihmë financiare për të ndihmuar në blerjen e një shtëpie ose të një apartamenti si psh. nëpërmjet skemave të subvencionuara të kursimit, kredive të subvencionuara, etj.

**Asistenca sociale: [Social Assistance]:** Legislacioni, masat, programet dhe sherbimet e dhëna nga shteti, nga institucionet dhe/ose nga individët për të ofruar ndihmë për individët, familjet dhe kategoritë e njerëzve me burime të pamjaftueshme dhe pa akses tek burimet e të ardhurave dhe sherbimeve që atyre u duhen për një jetesë të denjë dhe pjesemarrje në jetën kulturore dhe sociale të komunitetit të tyre. Termi "asistencë sociale" zakonisht u referohet programeve dhe skemave jo-kontribuitive.

**Asistenca sociale e kushtëzuar(zakonisht me një mall ose sherbim): [Tied social assistance]:** një lloj asistence që të jep akses në mallra ose në sherbime (që paguhen ose me para në dorë ose në natyrë). E drejta për këtë lloj asistence u jepet individëve të cilët nuk kanë një mundësi për përfitime të tjera, ose individëve që gjithsesi marrin asistencë të përgjithshme ose kategorike. Përfitimet për strehim janë forma me e rëndësishme e kësaj asistence. Përveç përfitimeve për strehim kjo lloj asistence mund të përfshijë edhe rimbursimin për mjekime ose kosto varrimi.

**Autoriteti (vetëgjykues)e të vepruarit lirshëm: [Discretion]:** autoriteti i një zyrtari ose të një anëtari të stafit menaxherial, si psh në rastin e kërkesave të aplikantëve për të drejtën e përfitimeve të mbrojtjes sociale. Ky autoritet është i nevojshëm kur nuk kemi rregulla të vendosura, si rasti vjen në sistemet fleksibël ose të pazhvilluar në mënyrë të plotë. Rregullat për të vepruar sipas këtij autoriteti janë të formuluara nga zyrtarët që merren me disa ceshtje ose nganjëherë edhe nga stafet menaxheriale, me qëllimin për të realizuar mbushjen e boshllëqeve administrative e ligjore. Ky autoritet është më i dukshëm në ndihmën sociale dhe sigurimet shoqërore kur disa nevoja të paparashikueshme (të vecanta ose urgjente) duhet të realizohen dhe plotësohen. Kur asistenca sociale është e lidhur me punën, përfitimet e dhëna sipas kësaj mënyrë (autoriteti) mund të përdoren për të motivuar ose inkurajuar disa forma të sjelljes si psh format që nxisin besimin në vetvete, etj.

**Avokatia sociale: [Advocacy]:** Aktivitetet (veprimet), që kanë për qëllim të ndryshojnë politikat, dhe/ose të veprojnë mbi shkaqet e disa problemeve sociale. Qëllimet e tyre shkojnë tej mbledhjes së parave për të realizuar nevojat sociale të njerëzve.

Kur organizatat e shoqërise civile mbrojnë ose përkrahin dicka, ata përdorin lobing-un, arsimimin, trajnimin ose punën kërkimore, për të hedhur dritë ose tërhequr vemendjen mbi probleme të ndryshme sociale, në mënyrë të tillë që të kontribojnë në zvogëlimin ose zgjidhjen e ketyre problemeve. Organizata të tilla të shoqërisë civile shpesh përkrahin dhe mbrojnë drejtësinë sociale, të drejtat sociale të të varfërve, të drejtat sociale të fëmijëve etj.

**Bamirësia: [Charity]:** Përfshihen aktivitete të tilla që dhurojnë para, ushqim dhe sherbime në mënyrë vullnetare si psh për të sëmurët të varfrit, përsonat e moshuar dhe të pastrehë, pa kërkuar asnjë kompensim apo shpërblim prej tyre. Një rol të rëndësishëm në fushën e punës bamirëse luhet nga organizatat bamirëse, që ofrojnë mbështetje materiale, psikologjike dhe të cilësdo formë tjetër për njerëzit në nevoje. Shembuj të organizatave të tilla janë Kryqi i Kuq, Karitas-i etj.

**Banesat (strehimi) sociale: [Social housing]:** në një kuptim të ngushtë: politika e strehimit social konsiston në ndërtimin e njësive për strehim social, zakonisht të një standarti të ulët dhe shpërndarja e tyre për grupe sociale  në nevojë, sipas një sërë kriteresh, si të ardhurat e familjes dhe asetet në zotërim. Në një kuptim më të gjërë, politikat mbi strehimin social mund të përfshijnë subvencionime të ndryshme dhe lehtësime taksash  që shteti u jep grupeve në nevojë për të plotësuar nevojat e tyre për strehim.

**Barazia gjinore: [Gender Equality]:** prezenca e barabartë, fuqizimi dhe pjesëmarrja e barabartë e të dy gjinive në jetën publike dhe private.

**Bashkëjetesa e të pamartuarve: [Unmarried cohabitation]:** një familje e përbërë nga një burrë dhe një grua dhe mbase edhe nga fëmijët e tyre, dhe që nuk është e formalizuar në martesë. Në varësi të legjislacionit të një vendi në të cilin jeton cifti, statusi i tyre i të

pamartuarit mund të ketë pak a shumë pasoja serioze, vecanërisht lidhur me të drejtat e fëmijëve dhe të drejtat e pasurisë së partnerit të mbijetuar.

**Bashkëpagesa: [co-payment]:** Pagesa e një shumë shtesë parash nga ana e përdoruesit të një shërbimi, që është kryesisht i financuar nga sistemi i sigurimeve shoqërore. Ky parim është shpeshherë i përdorur në sistemin e perkujdesjes shendetësore, por mund të aplikohet, psh. edhe në arsim.

**Bashkimi Evropian (BE): [European Union (EU)]:** Unioni, që në fillim kishte gjashtë vende Evropiane, i themeluar nga traktati i Romës i vitit 1957, me emrin Komuniteti Ekonomik Evropian (KEE). Emërtimi KEE u ndryshua me traktatin e Mastrihtit, 1992, duke u quajtur Bashkimi Evropian, dhe me të cilin u krijuan strukturat e reja të bashkëpunimit ndërmjet anëtarëve të tij. Qysh me 1 Maj 2004, me zgjerimin për të pestën herë të tij, Bashkimi Evropian ka 25 anëtarë, dhe 4 vende kanë statusin e kandidatit për anëtarësim të plotë në të.

**Bashkimi i periudhave të sigurimit: [Aggregation of insured periods]:** Nga bashkimi i periudhave të sigurimit një punëtor mund të përfitojë në mënyrë të plotë ato kompensime që varen nga kohëzgjatja e periudhave të tij të sigurimit, të punës dhe/ose rezidencës, të tilla si pensionet dhe pagesa e papunësisë. Rregullat e BE vënë kushte që nësë zotërimi, ruajtja, dhe/ose sasia e përfitimeve, varen në kohëzgjatjen e peridhave të sigurimit, autoriteti kompetetent i Shtetit Anëtar në fjalë do t'i pranojë periudhat e sigurimit sipas rregullave të një Shteti tjetër Anetar, sikur këto periudha të ishin realizuar në Shtetin e parë Anetar.

**Baza ligjore e aplikueshme: [Applicable Law]:** Kur një person është i punësuar nga një punëdhënës, i cili, është i vendosur ligjërisht në një vend, por ai ose ajo punon në një tjetër vend ose vende, atëherë baza ligjore e aplikueshme është ligji i atij vendi ku personi është i siguruar, psh. i vendit ku ai paguan kontributet e sigurimeve shoqërore (dhe taksat), dhe nga i cili (ose në të cilin) ai ka të drejtën të përfitojë kompensime sociale. Një parim që përshkon dhe nënvizohet ne Ligjin Evropian është së në rastin e secilit individ, vetëm ligji i një vendi është i aplikueshëm.

**De-komodifikimi(heqja nga tregu): [Decommodification]:** Heqja e disa lloj mallrash dhe sherbimesh, si dhe disa llojë punësh nga tregu, dhe shpërndarja e tyre sipas disa kritereve, zakonisht sociale ose gjysëm sociale, duke shmangur në këtë mënyrë operimin normal të tregut sipas ligjeve të kërkesë ofertës. Niveli i dekomodifikimit mund të ndihmojë në tipizimin e një "shteti social", sic është përshkruar nga G. Esping-Andersen në teorinë e tij të njohur mbi shtetet sociale.

**De-institucionalizimi: [Deinstitutionalization]:** Politika e mundësimit të përkujdesjes dhe trajtimit mjekësor dhe social për përduresit në nevojë në komunitetin e tyre, në vend që ky trajtim të ofrohet në institucione. Një politikë e tillë, kërkon në njërën anë , që sherbimet mjekësore dhe sociale të ofrohen në komunitetin lokal (dhe kryesisht kjo bëhet prej tyre), dhe nga ana tjetër kërkon që institucionet të mundësojnë përkujdesje dhe sherbime të tilla që të ri-integrojnë në komunitetin e tyre personat në ngarkim (individët

në nevojë), aty ku kjo është e mundur. Politikat e deinstitucionalizimit mund të adoptohen për arsye të kostove si dhe për të shmangur izolimin social të njerëzve që kanë nevojë për tu trajtuar rregullisht.

**Dëmtimet në punë(gjatë punës): [Work injury(employment injury)]:** Një dëmtim ose sëmundje që ndodh si pasojë e punës në kushte të rrezikshme ose të pashëndetshme, me pasoja të përhershme ose të përkohshme për shëndetin e punonjësit dhe aftësinë e tij për punë. Dëmtimet në punë dhe sëmundjet profesionale përbëjnë një nga rreziqet tipike të mbuluara nga sigurimet shoqërore.

**Dialogu social: [Social Dialogue]:** Të gjitha format e negocimit, konsultimit dhe shkëmbimit të informacionit ndërmjet partnerëve socialë (dialogu dypalësh), si dhe ndërmjet partnerëve socialë nga njëra anë dhe përfaqësuesve të qeverisë nga ana tjetër (dialogu trepalësh), mbi çështje me interes të përbashkët si psh. politikat sociale dhe ekonomike. Përfshirja e përfaqësuesve të organizatave të shoqërisë civile në procesin e vendim-marrjes çon në mirëkuptim publik më të plotë dhe në një mbështetje më të madhe të publikut për masat dhe politikat sociale dhe ekonomike të ndërmarra.

**Dimensioni social: [Social dimension]:** qysh në fillimet e tij, Bashkimi Evropian (i tashëm) e ka njohur nevojën për të mundësuar mbrojtjen sociale për qytetarët e shteteve anëtarë të tij, si një aspekt i integrimit ekonomik. Traktati i Romës, 1958, që fillimisht u firmos nga 6 shtete anëtare njohu nevojën për një "dimensioni social" duke sanksionuar: "do të jetë objektivi i Komisionit për të nxitur një bashkëpunim më të ngushtë ndërmjet shteteve anëtare në fushën sociale, veçanërisht në çeshtje që kanë të bëjnë me punësimin, legjislacionin e punës dhe kushtet e punës, sigurimet shoqërore mbrojten nga aksidentet dhe shëndetin në punë, higjenën industriale, ligjin përsa i perket sindikatave dhe negociatave kolektive ndërmjet punëdhënësve dhe punëmarrësve". Në zhvillimet e mëpastajme të Unionit, ky parim është përpunuar në një ligj kompleks, për të konkretizuar parimet e parashtruara në Traktatin e Romës.

**Diskriminim i drejtpërdrejtë/jo i drejtpërdrejtë: [Direct/indirect discrimination]:** Diskriminim i drejtpërdrejtë ndodh kur një përson, si psh një i punësuar ose në proces punësimi, është më pak i favorizuar mbi baza të racës, seksit, statusit martesor, besimit, orientimit seksual, ose përcaktimit gjinor. Diskriminim jo i drejtpërdrejtë ndodh kur efektet e disa kërkesave, kushtet ose praktikat e vendosura nga shteti, institucioni ose dhe një punëdhënës kanë një efekt jo të dëshirueshëm për një grup të vecantë ose kategori njerëzish.

**Drejtësia sociale: [Social justice]:** Lidhet me mënyrën në të cilën burimet dhe shanset shpërndahen për individët dhe grupet shoqërore. Kriteret kryesore të drejtësisë sociale janë: ligji, meritat dhe nevojat. Përceptimi se cfarë kërkon (si kuptohet) drejtësia sociale, mund të ndryshojë nga një shoqëri në tjetrën por dhe brenda vetë grupeve të njerëzve të një shoqërie të caktuar.

**Dumpingu social: [Social dumping]:** Në sigurimet shoqërore "dumpingu" i referohet një politike për të reduktuar transfertat dhe sherbimet me financim publik, në mënyrë të

atillë që përgjegjësia për të financuar mbështetjen me të ardhura dhe shërbime sociale është kaluar mbi individët dhe organizatat private. Një formë tjetër e dumpingut social ose ka të bëjë me presionin e publikut për të ulur koston e punës dhe për të zvogëluar përgjegjësinë e punëdhënësve për punëtorët e tyre, ose ka të bëjë me përpjekjet e punëdhënësve për të evituar përgjegjësinë për punonjësit e tyre. Në përgjithësi, "dumpingu social" i referohet politikave dhe praktikave të rikomodifikimit të punës (ri-futjes në treg të disa lloj mallrave dhe sherbimeve).

**E ardhura bazë: [Basic income]:** Dallohen dy lloje të të ardhurave bazë.

E ardhura bazë universale që i jepet kujdo individi pavarësisht nëse ato e kanë një punë të paguar ose jo, ose - kur janë të papunë – nëse dëshirojnë ose jo të punojnë (si një i punësuar ose i vetë punësuar), ose nëse ato i përkasin një grupi ose kategorie të veçantë njerëzish.
E ardhura bazë e pjesëshme që shkon në mënyrë ekskluzive për disa grupe njerëzish (si psh. pensionet bazë për të gjithë të moshuarit, pagesat për fëmijët, kompensimet për prindërit e divorcuar me fëmijë në ngarkim).
E ardhura bazë (e pjesshme ose e plotë) normalisht është e përjashtuar nga taksa mbi të ardhurat dhe varion sipas moshës dhe rrethanave të një individi. Ka një tendencë për të integruar sistemin e asistencës sociale ne sistemin në taksave duke prezantuar një të ardhur bazë. Por akoma nuk ka vënde që kanë prezantuar në mënyrë të plotë një sistem të të ardhurave bazë, megjithëse janë ndërmarrë disa hapa, si psh. në Hollandë, nëpërmjet prezantimit të një "takse negative" për njerëz nën një nivel të caktuar të ardhurash.

**E drejta: [Right]:** titull ligjërisht i zbatueshëm dhe moralisht i justifikuar që u jepet përsonave fizikë dhe juridik, për të ndërmarrë disa veprime, ose për t'u përmbajtur nga disa veprime në lidhje më një person tjetër ose përsona të tjerë; ose në lidhje me disa mallra dhe sherbime, respektivisht në lidhje me rezultatet ligjërisht të detyrueshme ose moralisht të justifikuara për të "përfituar" ose për të "mos përfituar" disa aktivitete dhe mallra nga persona të tjerë. Kështu ligji për familjen u akordon prindërve të drejtën për të ndërmarrë veprime në lidhje me fëmijët e tyre.

Kemi dy lloj të drejtash: të drejtat negative (e drejta për të bërë diçka pa ndërhyrjen ose përzierjen e njerëzve të tjerë); dhe e drejta pozitive (e drejta që i detyron të tjerët për të bërë diçka për ne, si psh. për të na ndihmuar). Disa të drejta u përkasin njerëzve thjesht si qënie njerëzore (të drejtat njerëzore), disa të drejta u përkasin njerëzve thjesht se janë qytetarë të një shteti ose anëtarë të një shoqate politike, ekonomike apo sociale, (të drejtat ligjore), ndërsa disa të drejta të tjera bazohen në pranimin e disa parimeve morale(të drejtat morale). Në politikat sociale legjitimiteti i të drejtave në më të shumtën e rasteve rrjedh nga dy burime: nevojat dhe meritat.

**E drejta territoriale: [Territorial justice]:** një sistem i shpërndarjes territoriale të mallrave ose sherbimeve mbi një rajon gjeografik në përputhje me nevojat specifike të këtyre rajoneve.

**E drejtat e personave në ngarkim: [Derived rights]:** Të drejtat (kryesisht të drejtat për shërbime dhe përfitime të mbrojtjes sociale) që i jepen një individi që është në ngarkim të një personi tjetër, kryesisht mbi baza të lidhjeve familjare, martesore ose bashkëjetese.

**Ekonomia Gri: [Grey economy]:** *shikoni ekonominë informale*.

**Ekonomia informale: [Informal economy]:** Totali të gjitha aktiviteteve ekonomike që ndodhin jashtë kuadrit zyrtar të regjistrimit të një kompanie në zyrën e taksave, administratën e sigurimeve shoqërore, statistikat zyrtare etj. Zakonisht ka një dallim ndërmjet "ekonomisë gri", (ku përfshihen aktivitete që janë të ligjshme në parim, por për të cilat nuk paguhen taksa dhe sigurime shoqërore) dhe ekonomisë së zezë, (kriminale).

**Ekonomia sociale: [social economy]:** një set idesh dhe paktikash bazuar në njohjen e ineteresit të përbashkët ndërmjet partnerëve socialë, dhe në njohjen reciproke të interesave vitale të njëri tjetrit nga partnerët socialë. Ndërgjegjësimi mbi interesin e përbashkët psh. ndërmjet punëtorëve dhe fermerëve ka çuar në ngritjen e institucioneve të tilla si banka e kursimeve për fërmerët, kooperativat (bashkimet artizanale etj) dhe institucione të tjera, si dhe ngritjen e tregjeve në pronësi të përbashkët për fermerët dhe sipërmarrësit e vegjël.

**Ekonomia sociale e tregut: [Social market economy]:** termi "ekonomia sociale e tregut" u lind në Republikën Federale të Gjermanisë, në rrethet Kristian-demokrate, në fund të viteve 1940. Ky "term umbrellë(çadër)" u përdor, nga njëra anë, për të dalluar modelin pluralist të Gjermanisë Perëndimore nga ai socialist, dhe nga ana tjetër, modelet e tjera të socializmit perëndimor. Ai nënkuptonte ndërhyrjen e shtetit në tregun e punës dhe rishpërndarje sa më të gjërë të të ardhurave. Në ekonomitë sociale të tregut, tregu i punës luan një rol udhëheqës, sëbashku me iniciativën private. Ai presupozon përgjegjësi sociale të sektorit të interesit dhe një rol ndihmës të shtetit për t'iu ri-adresuar pasojave negative të kostove të sigurimeve shoqërore për konkurencën e sektorit prodhues.

**E mira e përgjithshme: [Public good]:** Individët, familjet dhe grupet shoqërore supozohet se punojnë për të shtuar "të mirat publike", dmth. shumën totale e të mirave materiale dhe shërbimeve në dispozicion te shoqërisë së tyre. Që të dy, shteti dhe shoqëria civile janë kontribues të të mirës së përgjithshme.

**Eksporti i përfitimeve: [Eksport of benefit]:** eksporti i përfitimeve ndodh kur përfitimet, që i paguhen një përsoni sipas legjislacionit në fuqi të një vendi të caktuar, jepen gjithashtu për këtë përson, kur ai/ajo banon në një vend tjetër. Eksportimi i përfitimeve është zakonisht i kufizuar në përfitime, me para në dorë, për një kohë të gjatë.

**Eurostati: [Eurostat]:** Zyra statistikore e Bashkimit Evropian, e cila mbledh të dhënat nga vendet Evropiane, në mënyrë që të krahasojnë politikat e tyre dhe rezultatet e përftuara nga këto politika. Eurostati është një burim i rëndësishëm i informacionit (si atij ekonomik, politik, social dhe demografik) si për vetë Bashkimin Evropian, shtetet anëtare të tij, ashtu edhe për vendet aspirante për në këtë organizëm.

**Familjet me një prind (të vetëm):[Lone (single)-parent family]:** një familje ku fëmijët në ngarkim jetojnë vetëm me njërin prind, ndërsa tjetri ose ka vdekur ose ka braktisur familjen.

**Familje me prindër të shumëfishtë: [Multiparental family]:** familja ku fëmijët jetojnë me një prind biologjik dhe një njerk ose njerkë, të cilët kanë fëmijë nga martesat ose bashkejetesat e mëparshme.

**Familje me një përson: [One-person household]:** Familje që përbëhet nga një përson i vetëm.

**Feminizimi i varfërisë: [Feminization of Poverty]:** ky term tërheq vëmendjen në faktin se, pothuajse në cdo vend, numri i grave të varfëra është tmerrësish i lartë, kjo tendencë veçanërisht e theksuar në vendet anglosaksone, është si pasojë e faktit se, pas divorcit, pra ndarjes së çiftit ose parnerëve, gratë zakonisht kujdesen për fëmijët (dhe në këtë mënyrë nuk mund të kenë të ardhura nga puna jashtë shtëpisë), si dhe nga diferencat në pagat mesatare, aksesi në punët më të paguara, ndërmjet burrave dhe grave. Statistikat zyrtare zakonisht e fshehin shkallën e varfërisë së grave.

**Filantropia: [Philanthropi]:** ndihmë vullnetare që qytetarët e pasur u japin atyre të varfër, nëpërmjet donacioneve në para ose mallra të tilla si ushqim dhe veshmbathje.

**Fleksibiliteti i punës: [Work flexibility]:** një marrëdhënie pune ku përshkrimi i punës së një punëtori, orët e punës dhe paga mund të ndryshojnë sipas kërkesave momentare të punëdhënësit. Qëllimi i fleksibilitetit të punës është ti mundësojë kompanive që të adoptohen në mënyrë të shpejtë me një treg dinamik dhe konkurues. Marrëdhëniet me fleksibël të punës mund të përfshijnë një punësim të përkohshëm, punësim me kohë të pjesshme, telepunën si dhe forma të tjera të vetëpunësimit (si psh me nën-kontraktim).

**Fleksikurizmi(Kurimi fleksibël): [Flexicurity]:** është një kombinim i rregulloreve, politikave dhe praktikave administrative, ku përfshihen mënyra e rekrutimit dhe largimi nga puna i puntorëve, përfitime dhe pagesa më të mëdha për të papunët dhe politika proaktive të tregut të punës, të gjitha me qëllimin për të zgjidhur problemet e papunësisë në Evropë.

**Fondi Social Evropian: [European Social Fund]:** është një nga fondet e Bashkimit Evropian që ka për qëllim të nxisë punësimin, si dhe zhvendosjen gjeografike dhe profesionale të punëtorëve, duke lehtësuar në këtë mënyrë përshtatshmërinë e punëtorëve me ndryshimet ekonomike dhe teknologjike, vecanërisht nëpërmjet formimit profesional dhe të mësuarit të vazhdueshëm.

**Fondacioni: [foundation]:** një shumë parash të vëna menjanë nga një person fizik ose juridik për një qëllim specifik (si psh për bamirësi). Fondacioni është një entitet ligjor; me themelimin e tij disa klauzola janë bërë në lidhje me administrimin e fondeve të disponueshme nga fondacioni. Një fondacion, ligjërisht nuk mund të nxjerrë përfitime,

megjithëse mund të angazhohet në aktivitete komerciale. Një fondacion nuk ka anëtarë, por mund të ketë kontribues.

**Garantimi i të ardhurave minimale: [Guaranteed minimum income]:** një nivel të ardhurash, të garantuara me ligj nga shteti për të gjithë qytetarët e tij, pavarësisht faktit nëse ato janë apo jo të aftë për punë si dhe të punësuar në një punë fitimprurëse. Ata që nuk mund të fitojnë të ardhurat minimale atëherë u akordohet shtesë mbi të ardhurat nëpërmjet programeve të ndihmës sociale. E ardhura minimale e garantuar me ligj supozohet se është e mjaftueshme për të plotësuar nevojat bazë për jetesë, ose të garantojë një standart minimal të denjë për të jetuar. Metoda e përcaktimit të të ardhurave minimale të kërkuara ndryshon nga shteti në shtet.

**Globalizimi: [Globalization]:** proces në rritje i ndërvarësisë dhe i ndërlidhshmërisë(marrëdhënies) së vendeve të botës, nëpërmjet politikës, ekonomisë kulturës, etj. Pasojat e globalizimit janë: një garë në rritje përgjatë kufijve kombëtare ndërmjet vendeve, një nivel më i ulët në fakt i sovranitetit të shtet-kombeve, dhe emergjenca e koorporatave shumëkombëshe si dhe shoqatave trans-kombëtare që marrin përsipër funksione rregulluese dhe të tjera si në ekonominë botërore ashtu edhe në shoqërinë civile globale.

**Grupe mbi baza diagnostifikimi: [Diagnistic related group]:** mënyrë e pagësës për përkujdesjen shendetëtsore sipas të cilës përfitimi i paguar për një pacient, ose pagesa e paguar për mjekun e tij, është e lidhur me diagnostifikimin e tij mjekësor, një trajtim standart dhe kosto normale për trajtimin e tij.

**Harmonizimi: [Harmonisation]:** harmonizimi i ligjeve kombëtare në kuadrin e BE-së është një nga format e Konvergjencës. Nëpërmjet harmonizimit shtete të caktuara anëtare i bëjnë ligjet e tyre më të përputhura dhe më të përshtatura me ato të shteteve të tjera anëtarë, përsa i përket fushës së aplikimit, përkufizimit dhe dispozitave themelore.

**Hendeku (diferenca e) i varfërisë: [Poverty gap]:** (a) individuale: diferenca ndërmjet minimumit jetik "zyrtar" dhe të ardhurave *de facto* të një personi, i cili klasifikohet poshtë minimumit jetik; b) e përgjithshme: totali i diferencave ndërmjet të ardhurave faktike të gjithë personave të klasifikuar poshtë minimumit jetik me totalin e të ardhurave që këto persona do të merrnin nëse do të ishin "ekzaktësisht në minimumin jetik", dmth. totali i "mungesës së të ardhurave" të të gjithë njerëzve nën minimumin jetik. Ky tregues i varfërisë së përgjithshme tregon se sa para duhen për të rritur të ardhurat e të gjithë të varfërve deri në një nivel minimal të përshtatshëm, të përcaktuar nga minimumi jetik. Ai tregon së në një vend të caktuar, varfëria ka karakter "sipërfaqësor" apo "të thellë".

**Instrumentat Ligjore: [Legal instruments]:** një instrument ligjor është një dokument në të cilin sanksionohet një marrëdhënie kontraktuale ose garantohen disa të drejta. Instrumentat ligjor më të rëndësishëm të Këshillit të Evropës në lidhje me sigurimet shoqërore janë:

- **Marrëveshjet e Ndërmjetme Evropiane mbi Skemën e Sigurimeve Shoqërore lidhur me të Moshuarit, Invaliditetin dhe të Mbijetuarit.**

**CETS No. 012**

- **Marrëveshjet e Ndërmjetme Evropiane mbi Sigurimet Shoqërore më shumë se si skemë, lidhur me të Moshuarit, Invaliditetin dhe të Mbijetuarit. CETS No. 013**

- **Konventa Evropiane mbi Asistencën Ekonomike dhe Sociale. CETS. No. 014**

- **Karta Sociale Evropiane. CETS. No. 035**

- **Kodi Evropian i Sigurimeve Shoqërore. CETS. No. 048**

- **Konventa Evropiane mbi Sigurimet Shoqërore. CETS. No. 078**

- **Konventa Evropiane mbi mbrojtjen Sociale të Fermerëve. CETS. No. 083**

**Invaliditeti (Paaftësia): [Invalidity (Disability)]:** pamundësia e plotë ose e pjesshme për të kryer (disa ose të gjitha) punët e paguara, gjatë një periudhe të caktuar. Invaliditeti mund të jetë prezent nga dita e lindjes, ose mund të ndodhë më vonë dhe mund të shkaktohet nga dëmtimi në punë (aksidentet), sëmundjet profesionale dhe shkaqe të tjera.

Zakonisht dallohen tre forma invaliditeti: "invaliditet i përgjithshëm" që shkakton një paaftësi të stërgjatë për të fitur më pagë ose të ardhura të tjera; "invaliditeti profesional" që është një pamundësi e gjatë për të realizuar disa llojë punësh, ose për të ushtruar disa profesione, dhe "invaliditeti" në kuptimin mjekësor, që është një humbje e gjatë dhe reduktim i funksioneve fizike dhe/ose mendore, që influencojnë mbi funksionet jetësore të një njeriu dhe shpesh duke shkaktuar nevojën për përkujdesje të rregullt (përhershme).

Të drejtat (përfitimet) që mund ti takojnë një personi invalid janë kompensimet me para në dorë (cash), asistenca mjekësore dhe të tjera, rehabilitimi, ri-trainimi dhe puna në kushte të veçanta.

**Investimet shoqërore: [Social investment]:** një metodologji mbi rolin dhe mënyrat e transfertave sociale, dhe te investimeve mbi kapitalin njerëzor, me anë të të cilës një politikë sociale aktive si psh lidhur me arsimimin dhe punësimin, gjithashtu ndihmon në zhvillime të qëndrueshme në sektorin korporativ (të përbashkët). Programe të tilla sociale kontribojnë në zhvillimin e sektorit të përbashët duke inkurajuar dhe lehtësuar sipërmarrjen e bisnesit të vogël, dhe në zhvillimin e përgjithshëm ekonomik të vendit, duke tërhequr njerëzit dikur inaktivë në aktivitetet prodhuese dhe tregëtare.

**Jetëgjatësia: [Life expectancy]:** mosha mesatare, të cilën një individ në një shoqëri të caktuar, i lindur në një vit të caktuar, pret ta jetojë, kushtëzuar kjo nga tendencat shëndetësore dhe demokrafike të vendit. Jetëgjatësia mesatare zakonisht matet një vit pas lindjes, ose duke filluar nga mosha 60 ose 65.

Jetëgjatësia shpreh një indikator të statusit shëndetësor të popullsisë së një vendi, ose është një tregues i gjatësisë së jetës për moshën e tretë. Këto tregues janë përdorur në përllogaritjen e pensioneve (premiumeve) aktuariale.

**Karta Sociale Evropiane: [European Social Charter]:** dokumenti bazë mbi të drejtat njerëzore i hartuar nga Këshilli i Evropës. Karta e parë Sociale Evropiane është prezantuar nga Këshilli i Evropës në vitin 1961 në Torino. Karta Sociale Evropiane e Rishikuar është prezantuar në vitin 1996. Kjo karta njeh tre kategori të të drejtave njerëzore. Kategoria e parë lidhet me të gjithë qytetarët e një vendi, kategoria e dytë lidhet me të drejtat e qytetarëve në fushën e punësimit dhe e treta mbulon të drejtat e grupeve sociale specifike.

**Kapitali social: [Social capital]:** Elementët e organizimit brenda një shoqërie, të tilla si mirëbesimi, fondacionet, shoqatat, norma dhe vlera të përbashkëta (pavarësisht nëse janë formale, jo-formale, apo ligjërisht të detyrueshme për zbatimin), rrjetet sociale,etj..., me anë të cilave një shoqëri është e aftë për veprime të koordinuara dhe kuptimplota.

Kapitali social nënkuptohet se përbëhet nga a) normat dhe vlerat; b) rrjetet dhe shoqatat sociale; dhe c) aktivitete kuptimplota të koordinuara, - prodhimi shpërndarja dhe ri-shpërndarja e mallrave, sherbimeve dhe burimet e tjera.
Kapitali social i murëzuar është ekskluziv(përjashtues, i vetëm në llojin e tij) dhe kapitali social i urëzuar është inkluziv (përfshirës). I pari bashkon ato njerëz që janë të njejtë në moshë, pasuri, gjini, prejardhje etnike, status social etj. Ndërsa i dyti ka të bëjë me rrjetin social që bashkon njerëzit që janë të ndryshëm përsa i përket moshës, pasurisë dhe statusit social, etj.

**Kapitalizmi i mirëqënies: [Welfare capitalism]:** një sistem ekonomik dhe politik ku ekonomia e bazuar në tregun e lirë plotësohet nga programe sociale ekstensive. Kapitalizmi i mirëqënies përpiqet të realizojë një shkallë barazie të ardhurash dhe të garantojë standarte minimale jetese për të gjithë qytetarët e tij.

**Këshilli i Evropës: [Council of Europe]:** Organizata e vendeve Evropiane që është themeluar me Traktatin e Londrës në vitin 1949. Këshilli i Evropës ka objektivat e mëposhtme: të mbrojë të drejtat njerëzore, të përmirësojë demokracinë pluraliste dhe të sigurojë sundimin e ligjit, të promovojë njohjen e identitetit kulturor Evropian, të inkurajojë zhvillimin dhe diversitetin, të kërkojë për zgjidhje të problemeve që Evropa has në këto momente (si psh minoritetet, ksenofobia, mbrojtja e mjedisit, klonimi, etj), si dhe të zhvillojë stabilitetin demokratik nëpërmjet mbështetjes që jepet nga reformat politike, legjislative dhe kushtetuese. Në vitin 2004, Këshilli i Evropës kishte 46 vende anëtare. Më të rëndësishme, ndërmjet dokumentave të panumërt të Këshillit të Evropës,

janë Konventa mbi të Drejtat dhe Liritë Themelore të Njeriut (i cili është dokumenti bazë i Gjykatës Evropiane të të Drejtave të Njeriut në Strasburg), dhe Karta Sociale Evropiane.

**Keshilli Nderkombetar i Mireqenies Sociale (KNMS): [International Council on Social Welfare (ICSW)]:** Një organizatë globale jo-qeveritare, e themeluar në Paris në vitin 1928, që bashkon sëbashku një numër të madh të organizatave kombëtare dhe ndërkombëtare me qëllim nxitjen e zhvillimit social, mirëqënies sociale dhe drejtësisë sociale. Qëllimi i KNMS është nxitja e zhvillimit social dhe ekonomik për të reduktuar varfërinë dhe format e tjera të privimit social dhe ekonomik. KNMS mbështet njohjen dhe mbrojtjen e të drejtave njerëzore bazë , të tilla si e drejta për ushqim, strehë, arsimim, përkujdesje shëndetësore dhe mbrojtje fizike. Në përmbushje të qëllimeve të saj, KNMS mbledh dhe shpërndan informacion, bën analiza dhe punë kërkimore, organizon seminare dhe konferenca, ndihmon OJF-të dhe i adresohet medias rreth problemeve sociale më të rëndësishme dhe më urgjente. Kjo organizatë boton një revistë të quajtur "Vështrim mbi Zhvillimin Social" katër herë në vit: zyrat e saj kryesore janë në Hollandë dhe në Uganda.

**Klasa e ulët: [Underclass]:** grupe sociale që sipas karakteristikave të tyre profesionale dhe nivelit të të ardhurave , klasifikohet në fundin e sistemit të shtresëzimit social dhe shpesh për këtë shtresë thuhet se përbën "klasën e ulët". Në Evropën moderne klasa e ulët përbëhet nga psh. grupe si emigrantët e paligjshëm që kryejnë punët e paguara më pak, punët më të rrezikshme dhe më pak të sigurta, si dhe, psh. përdoruesit e drogës që zakonisht kryejnë krimet e vogla. Klasat e ulta në Evropë, në mënyrë tipike, janë të pambuluar nga sigurimet shoqërore dhe sistemi i asistencës sociale.

**Klientelizmi: [Clientelism]:** Një marrëdhënie në të cilën grupe ose njerëz të fuqishëm dhe me influencë ofrojnë shpërblime dhe sherbime për individë ose grupe me një pozitë sociale të dobët, kjo në shkëmbim të besnikërisë dhe mbështetjes politike ose të cfarëdolloj mbështetje tjetër.

Klientelizmi, gjëndet zakonisht i shoqëruar në modelet e "shtetit social" të vëndeve të Evropës Jugore ose Mesdhetare, ku përfitimet sociale ose resurset publike shkëmbehen përkundrejt mbështetjes politike të zgjedhësve (si psh. në zgjedhje, ose ku pensionistët mund ta marrin përfitimin e shtesës së pensionit me kusht që ata të japin mbështetjen politike si psh në demostrimet publike).
Klientelizmi mund të nënkuptojë që njerëzit janë të punësuar në sektorin publik, si psh në institucionet e sherbimeve sociale, vetëm nëse ata i perkasin një partie politike të caktuar, pajtohen me një ideologji të caktuar, ose janë anëtarë të një grupi të caktuar me baza fetare ose etnike. Në një sistem klientelist, institucionet sociale nuk kanë për qëllim të punësojnë një staff të kualifikuar e profesional, por një staff të motivuar politikisht ose të "përshtatshëm" në çfaredo lloj formë tjetër. Kjo çon në mos-eficencë, korrupsion dhe institucione jo-rentabël.

**Kohezioni social: [Social Cohesion]:** Një shoqëri konsiderohet se ka " kohezion social" kur anëtarët e saj, megjithëse janë me etni të ndryshme, besim tjetër apo prejardhje të ndryshme gjeografike, kanë të përbashkët normat dhe vlerat, respektojnë identitetin e

njëri-tjetrit, dhe kur nuk ka dallime të pakapërcyeshme në pasuri dhe në mundësi ekonomike.

**Kontrata (kontraktimi) sociale:** [Social contracting]: kur një autoritet social me përgjegjësi në fushën e mirëqënies sociale, dhe me një buxhet për të financuar sherbime sociale dhe përfitime në natyrë, kontrakton njësi private për të ofruar sherbime sociale, dhe/ose për të shpërndarë përfitime në natyrë, gjatë një përiudhe të caktuar, në një hapësirë të caktuar gjeografike, atëherë këtu kemi të bëjmë me kontraktimin social. Kontroktimi social është provuar në një sërë vendesh si një mënyrë efektive dhe efiçente për të dërguar sherbimet sociale tek përdoruesi.

**Kontributet: [Contributions]:** Ndërsa, taksat përbëjnë burimin kryesor të finacimit të sigurimeve shoqërore në sistemin Beveridgean, burimi kryesor i financimit të sistemit Bismarkian të sigurimeve shoqërore janë kontributet (premiumet e siguracionit).

Kontributet paguhen në fonde të vecanta, ku secili ka për detyrë të financojë një program social të caktuar, (si psh. sigurimi shëndetësor, pensionet, ose mbrojtja sociale dhe papunësia). Kontributet paguhen nga punëdhënësit dhe të punësuarit (duke u zbritur nga paga e tyre). Kontributet mund të paguhen gjithashtu nga individë të vetëpunësuar dhe nga përsona ekonomisht jo aktive. Pagesa e kontributeve përcakton edhe përsonin përfitues në rast të materializimit të rrezikut të siguruar. Anëtarët e familjes së kontribuesve janë shpesh gjithashtu të siguruar mbi bazën e kontributeve të paguara nga përfituesi i të ardhurave të familjes (kryefamiljari/ja që derdh kontribute).

**Konvergjenca/konvergimi: [Convergence]:** Një term që e ka origjinën nga matematika, për të treguar një sjellje të kufizuar, veçanërisht të një sekuence ose serie të pafund drejt një limiti të dhënë. Në kuadër të integrimit Evropian, "konvergimi" i referohet një përafrimi në rritje ndërmjet shteteve anëtare, kjo përsa i përket të ardhurave, politikave, praktikave administrative, ligjeve, etj.

**Kodi Evropian i sigurimeve shoqërore: [Europian Code of Social Security]:** Një dokument që ka për qëllim të harmonizojë dhe të krijojë një minimum standartesh të legjislacionit të sigurimeve shoqërore në vendet Evropiane. Ky dokument është adoptuar nga Këshilli i Evropës në vitin 1961, duke e marrë pikënisjen nga normat e Konventës Nr 102, mbi standartet minimale të sigurimeve shoqërore të Organizatës Ndërkombëtare të Punës. Në vitin 1990 u adoptua versioni i rishikuar i Kodit.

**Koeficienti Gini: [Gini coefficient]:** është instrumenti matës për pabarazinë ekonomike në shoqëri. Vlerat e tij mund të jenë nga zero (kur të ardhurat janë të shpërndara në mënyrë të barabartë ndërmjet të gjithë qytetarëve) dhe një (kur një person ka të gjithë të ardhurat kombëtare neto, në dispozicion të tij ose të saj). Sa më afër vlerës së njëshi-t të jetë koeficienti, aq më të mëdha janë pabarazitë në mirëqënie në një shoqëri.

**Konflikti pozitiv/negativ i ligjit: [Positive/negative conflict of the law]:** Një konflikt pozitiv i ligjit ekziston kur një person punon në një vend, i cili nuk është vendi ku punëdhënësi i tij është i vendosur ligjërisht, ose punon në më shumë se një vend, ose

punon në një vend në të cilin ai nuk është rezident, në qoftë se, - sipas ligjeve të të dy vendeve, ose të gjitha vendeve, ose disa prej tyre, - ai do t'i akordohej e drejta për kompensime ose përfitime nga më shumë se një vend, për të mbuluar të njëjtin rrisk, dhe nëse atij dhe/ose asaj do t'i kërkohej të paguante premiumet e sigurimeve shoqërore për të njejtin rrisk në më shumë së një vend. Një konflikt negativ i ligjit do të ekzistonte nëse një personi të tillë nuk do t'i akordohej e drejta e kompensimeve ose përfitimeve nga secili prej këtyre vendeve.

Përgjithësisht: konflikti pozitiv i ligjit është e kundërta e, ose diferenca ndërmjet, dy juridiksioneve ligjore, kur të dyja këto juridiksione kërkojnë të drejtën për të vendosur mbi një rast të tillë.
Konflikti negativ i ligjit ndodh kur të dyja këto juridiksione deklarojnë pamundësinë/inkopetencën e tyre për të vendosur mbi një rast që përfshin: psh një qytetar/qytetarët e sicilit vend, ose të dy vendeve, dhe/ose një ngjarje/ngjarjeve që ndodhin në secilin vend ose në të dy vendet.

**Kostot oportune: [Opportunity cost]:** Koncepti i "kostove oportune" merr shkas nga fakti që "cdo cent (qindarkë) mund të shpenzohet vetëm një herë". Një individ, familje, kompani ose shoqëri, psh mund ti shpenzojë burimet e saj (para, kohë dhe talent .......), në njërën nga dy alternativat: A ose B. Duke i shpenzuar këto burime sipas alternativës A na jep rezultatin A'; duke i shpenzuar të njëjtat burime në B na jep rezultatin B'. Nëse zgjedhim alternativën B, psh sepse alternativa B' ka një vlerë monetare më të lartë se A', atëherë, në vëndimin për B dhe në vlerësimin për B', fakti që A' nuk do të jetë, ose nuk u realizua, duhet të merret parasysh. Vlera (monetare ose satisfaksioni subjektiv) e A' në këtë rast quhet "Kosto oportune" e zgjedhjes për alternativën B.
Një shëmbull konkret: kur një nënë vendos të qëndrojë në shtëpi për njëfarë kohë për tu kujdesur për fëmijën e saj të sapolindur, atëherë kostot oportune të këtij vendimi janë: të ardhurat që ajo nuk do të mund të marrë dhe mundësitë për karrierë që ajo nuk do të mund të realizojë si pasojë e kësaj zgjedhje.

**Kostoja sociale e punës: [Social labour costs]:** Kostoja e punës mund të ndahet në dy kategori. Kategoria e parë konsiston ne koston e pagave dhe përfitimet dytësore për punonjësit; në kategorinë e dytë futen taksat dhe kontributet për të mbuluar kostot e rreziqeve sociale (si psh. sigurimin për pensione pleqërie, sigurimet për paaftësinë, sigurimet mjekësore, të papunësisë, sigurimin përkundër një ndryshimi të mundshëm në rrethanat (kushtet) e familjes si dhe pagesën e taksave për të mbuluar koston e skemës së përfitimeve jo-kontribuitive).

Kategoria e dytë, e quajtur gjithashtu kostoja sociale e punës, është zakonisht më e lartë në vende me një zhvillim të dukshëm të sistemeve të sigurimeve shoqërore, se sa në vendet ku sigurimet shoqërore financohen kryesisht nga taksat. Tashmë, kur globalizimi sjell një konkurencë më të fortë ndërkombëtare, kostot sociale të punës janë në një presion të madh. Kapitali i huaj, i cili është shumë i lëvizshëm, ka tendencën të shkojë në vende me një kosto sociale sa më të ulët, dhe kjo i nxit qeveritë që, të vëmendshme për të mbajtur punësimin dhe aktivitetet ekonomike brenda kufijve të tyre, në mënyrë direkte ose indirekte, përpiqen të reduktojnë kostot sociale të punës.

**Kultura e varfërisë: [Culture of poverty]:** Një term i sajuar dhe popullarizuar nga antropologjisti amerikan Oscar Lewis, në vitet 1950.

Mbështetësit e teorisë së kulturës së varfërisë i mëshojnë idesë së të varfërit kanë një mënyrë jetese të ndryshme nga pjesa tjetër e shoqërisë, që sjell edhe vazhdimësinë e varfërisë së tyre.

Të varfërit, sipas kësaj teorie, kanë norma të vecanta dhe vlera, që merren nga fëmijët e të varfërve në një moshë shumë të vogël , dhe në këtë mënyrë kultura e varfërisë përcillet nga brezi në brez. Kultura e varfërisë mund të analizohet në nivel individi, familje dhe në nivel të një shoqërie të tërë. Sipas kësaj teorie, të varfërit janë të penguar nga kultura e tyre që ata të kapin shanset e ofruara nga shoqëria.

**Kultura e varësisë sociale: [Dependency Culture]:** Mënyra e të jetuarit, e karakterizuar nga mbështetja në përfitimet sociale ose shtetërore. Disa autore e konsiderojnë përfitimin në para si të dëmshëm për përfituesin, sepse ata minojnë vetëbesimin dhe sensin e tyre të përgjegjshmërisë përkundrejt situatës së tyre. Shikoni gjithashtu: *Kultura e Varfërisë*.

**Kurthi i varfërisë: [Poverty trap]:** një situatë kur shuma e përfitimeve bazuar në kontrollin e të ardhurave (rrjeti i mbrojtjes sociale), janë të tilla që nuk i motivojnë individët për punë, ose kur shuma e këtyre përfitimeve është e reduktuar së paku deri në atë masë parash që një individ ose familje mund të fitojë duke punuar. Kjo e redukton motivimin e të papunësuarit për punë, pasi edhe nëse do të shkonte në punë gjendja materale e tij nuk do të ndryshonte.

**Kurthi i papunësisë: [Unemployment trap]:** nëse një individ (ose një familje) është në një situatë që e bën atë virtualisht të papunë, ose pa dëshirë për të pranuar një punë, atëherë mund të thuhet se ai është në kurthin e papunësisë. Një person mund të mos ketë vullnetin për të pranuar një punë, psh. sepse pagesa e papunësisë që ai merr është e mirë, e barabartë ose vetëm pak më e keqe se sa paga që ai mund të marrë nëse e pranon këtë punë.

**Kushtetuta e BE-së: [EU Constitution]:** pas një periudhe të gjatë bisedimesh, teksti i kushtetutës së parë të BE-së u nënshkrua në Romë, më 29 Tetor të Vitit 2004. Megjithëkëtë, ky tekst u hodh poshtë në dy referendume të kryera në Francë dhe në Hollandë. Kushtetuta ka qëllim të jetë themeli bazë ligjor i BE-së. Prapë ky dokument mund të kalojë në proces adoptimi në mënyrë të pjesshme ose në tërësinë e tij.

**Larmia e mirëqënies: [Welfare mix]:** një shumëllojshmëri e sektorëve dhe e individëve të përfshirë në politikat sociale. Sistemi i një përzierje aktorësh në fenomenin e mirëqënies karakterizohet nga ndërveprimi i elementëve të mirëqënies të menaxhuar nga i ashtuquajturi trekëndëshi social: qeveria ose sektori shtetëror, sektori privat komercial, dhe sektori jo-fitimprurës. Termi *pluralizëm i mirëqënies* është shpesh i përdorshëm dhe ka të njëjtin kuptim.

**Legjislacioni i detyrueshëm/legjislacioni jo-detyrueshëm: [Hard law/Soft law]:** Legjislacion i detyrueshëm janë rregullat normative të cilat janë të detyrueshme në të gjitha Shtetet Anëtare dhe drejtpërdrejt të zbatueshme. Për shëmbull, rregulloret e BE-së. Legjislacioni i butë janë rregullat e drejtmit, jo-drejtpërdrejt të aplikueshme, dhe që mund të jenë detyruese deri në një farë shkalle. Shembuj të ligjeve të buta janë si psh, direktivat (udhëzimet) e BE dhe Këshillit të Evropës, të tilla si ajo e Strategjisë Evropiane të Punësimit (SEP). Sipas SEP, shtetet anëtare të BE-së u kërkohet që të raportojnë rregullisht se si ato i aplikojnë direktivat e BE-së, si dhe janë të inkurajuara që të aplikojnë "praktikat më të mira", kjo nëpërmjet zhvillimit dhe aplikimit në të gjitha vendet e BE-se, (shihni "Metoda e Hapur e Koordinimit").

**Leja e shtatzanisë: [Maternity leave]:** në pjesën më të madhe të vëndeve, një grua e punësuar mund të qëndrojë në shtëpi në fazën e fundit të shtatzanisë së saj dhe pasi ka lindur fëmijën. Ndërsa qëndron në shtëpi gjatë periudhës që përmëndem, asaj i akordohet një përfitim në para, zakonisht e barabartë me një përqindje të caktuar të pagës së mëparshme. Në disa vende, pjesa më e madhe e grave që punojnë kanë të drejtën e një leje të papagueshme pas lindjes së fëmijës, (si psh në SHBA dhe në Zelandën e Re).

**Leja prindërore: [parental leave]:** leje e pagueshme ose e pa pagueshme për babanë ose nënën për të rritur fëmijën ose për tu kujdesur për fëmijën e sëmurë.

**Lex loci laboris(ligji i vendit të punës):[Lex loci laboris (law of the place of work)]:** në një kontekst ndërkombëtar pjesa më e madhe e ligjeve të sigurimeve shoqërore, - si një degë e ligjeve publike- e përcaktojnë fushën e tyre të aplikimit në lidhje me vendin ku një individ i punësuar kryen punën e tij ose të saj. Një individ, në parim është, subjekt i ligjeve të sigurimeve shoqërore të atij vendi ku ai ose ajo kryen punën e tij/saj.

**Liberalizimi: [Deregulation]:** Politika e liberalizimit ka për qëllim të zvogëlojë ndërhyrjen e shtetit në jetën ekonomike dhe sociale. Në fushën sociale liberalizim do të thotë që ti lejosh individët dhe organizatat të mbajnë vetë përgjegjësinë për realizimin e mbrojtjes sociale, në mënyrë të tillë që këto organizata të vendosin për aktivitetet e tyre, kryesisht pa ndërhyrjen e shtetit, por nën modele të një farë mbikqyrje shtetërore të pranueshme.

Liberalizimi mund të cojë në zvogëlimin e mbrojtjes sociale dhe rritjen e diferencës në të ardhura ndërmjet qytetarëve. Liberalizimi ishte një përgjigje e shteteve perëndimore ndaj globalizimit ekonomik, e në vecanti ndaj konkurencës në rritje nga vende me një sistem të sigurimeve shoqërore më pak të zhvilluar.

**Lindshmëria: [Crude birth rate]:** Numri i lindjeve për njëmijë banorë të regjistruar, të një vendi, për një vit.

**Mallrat e çmueshëm (shpenzime luksi):** [Positional goods] : Mallra të kërkuara për faktin se zotërimi ose shpenzimi i tyre parathotë një status të lakmueshëm në shoqëri për ato që kanë akses në këto mallra. Mallrat me vlerë, janë zakonisht sende me një vlerë të caktuar dhe meqënëse janë edhe të rrallë, janë, për rrjedhojë, edhe të shtrenjtë. Sociologu

Thorsten Veblen sajoi termin “shpenzime luksi”për konsumimin dhe zotërimin e këtyre mallrave me vlerë, si një mënyrë që demonstron mirëqënie dhe pasuri(luks).

**Marrëdhëniet industriale: [Industrial relations]:** marrëdhëniet ndërmjet stafeve drejtuese të një kompanie dhe punëtorëve të saj, si dhe roli i shtetit dhe institucioneve në këtë proces. Marrëdhëniet industriale ndryshojnë nga një shtet në tjetrin dhe nga një periudhë kohe në tjetrën; ata përfshijnë organizatën e punës, punësimin, arsimimin dhe kualifikimin e punëtorëve, bisedimet kolektive, aktivitetet e sindikatave, këshillat e punës etj.

**Mbështetja me të ardhura:[Income support]:** programet e mbrojtjes sociale që kompensojnë humbjen e të ardhurave ose mungesën e tyre, në rast të materializimit të rreziqeve sociale. Ky term është më shpesh i përdorur në vendet Anglo-Saxone; në dekadat e fundit është përdorur gjithashtu në Britaninë e Madhe si një term i përgjithshëm për asistencën sociale në para dhe në natyrë.

**Mbrojtja sociale: [Social protection]:** përfshin të gjithë legjislacionin, masat dhe praktikat për të mbrojtur individët nga rreziqet më të shumta të jetës, të tilla si: sëmundjet e tejzgjatura ose aksidentet (dëmtimet) dhe rreziqet financiare (kryesisht kostot e trajtimit dhe humbjes së të ardhurave), paaftësia, humbja e punës, fatkeqësitë natyrore, lufta dhe rebelimet, etj.., ose për të lehtësuar ndodhitë e tilla për personat e prekur. Mbrojtja sociale ka pesë komponentë:

i. programet dhe politikat e tregut të punës të hartuara në dobi të punësimit dhe nxitjes se veprimeve eficente për tregun e punës;
ii. programet e sigurimeve shoqërore për të amortizuar rreziqet që shoqërojnë punësimin, shëndetin, paaftësinë, dëmtimet në punë dhe plakjen;
iii. asistencën sociale dhe programet e mirëqënies sociale për grupet më në nevojë dhe me asnjë mjet tjetër mbështetës për jetesën e tyre;
iv. mikro-skemat dhe skemat e tjera të mbështetura në terren për t’ju adresuar dhe trajtuar nevojat në nivel komunitar; dhe
v. mbrojtjen për fëmijët për të siguruar një zhvillim të shëndetshëm dhe produktiv të krahut të ardhshëm të punës.



**Metoda e hapur e koordinimit (MHK): [Open method of coordination (OMC)]:** Metoda e koordinimit të politikave Kombëtare, kryesisht në fushën e punësimit pas viteve 2000, në lidhje me kohezionin social, pensionet dhe përkujdesjen shëndetsore, në Evropë. Metoda e hapur e koordinimit bazohet në pesë parime bazë: *subsidariteti (plotësueshmëria)* balanca ndërmjet qëllimeve/objektivave të vëndosura në nivelin Evropian dhe përgjegjësisë së qeverisjeve kombëtare për konkretizimin dhe implementimin e këtyre objektivave); *konvergimi*, (secili vend kontribon në objektivat e përbashkëta duke aplikuar politika në përshtatje/përputhje me ato të vëndeve fqinjë); *vlerësimi i objektivave të arritura*, (objektivat kanë qënë të mirë-përcaktuara po ashtu edhe metoda për vlerësimin e tyre është e paracaktuar); *supërvizim i ndërsjelltë ndërmjet vendeve*, (vendet kanë akses në të dhënat dhe/ose për të diskutuar për të dhënat e vlerësimit të njëri-tjetrit); dhe *metoda e integruar*, (vlerësimet mbi bazën e një

përspektive të përgjithshme të politikave të ndryshme me të cilat secili nga vendet kontribon për arritjen e objektivit/objektivave të përbashkët/a Evropiane).

**Mjek i Familjes (MF): [General practitioner (GP)]:** një mjek që ofron sherbime mjekësore parësore, zakonisht një pjesë të përhershme "klientësh" ose "familje kliente" dhe individësh. Për sherbime dhe trajtim më të specializuar një MF, -nëse është e nevojshme- e rekomandon pacientin në një spital ose në një mjek specialist.

**Minimumi jetik: [Poverty line]:** Niveli i të ardhurave nën të cilin individët dhe familjet konsiderohen të varfër. Ka një sërë mënyrash për të përcaktuar minimumin jetik: bazuar në shpenzimet reale për jetesë, ose në një mënyrë relative(si psh. 50% e të ardhurave mesatare; ose 60% e pagës mesatare – që është edhe përcaktimi i Bashkimit Evropian mbi minimumin jetik).

**Minimumi jetik zyrtar (i varfërisë): [Official poverty line]:** Ata që plotësojnë kriteret e varfërisë të përcaktuara nga shteti ose ndonjë organ tjetër qeveritar mund të jenë poshtë këtij niveli të varfërisë. Kufiri zyrtar i varfërisë mund të shërbejë si një kriter për tu kualifikuar si përfitues i asistencës sociale.

**Mirëqënia e kushtëzuar: [Welfare dependancy]:** *shihni kulturën e varësisë.*

**Mirëqënia institucionale: [Institutional welfare]:** Sipas tipologjisë së Titmuss-it mbi mirëqënien sociale, mirëqënia institucionale përfshin mirëqënien materiale të të gjithë popullsisë, nevojat e të cilës kuptohen si një pjesë normale dhe e domosdoshme për jetesë. Sherbimet e mirëqënies i ofrohen të gjithë popullsisë, në të njëjtën mënyrë si sherbimet e tjera publike (të tilla si rrugët, shkollat, etj.). Koncepti i mirëqënies institucionale shpesh identifikohet me universalitetin e të drejtave sociale.

**Mirëqënia e prapambetur(trashëguar):** [Residual welfare]: sipas tipologjisë së Titmuss, kjo është ajo lloj "mirëqënie" që shkon eskluzivisht për të varfrit. Ky model është predominues në vendet Anglisht folëse. Në këtë model, mirëqënia identifikohet me rrjetin e mbrojtjes sociale, i cili mbulon qytetarët që, në një formë ose një tjetër, i realizojnë të ardhurat e tyre pa ndonjë ndihmë. Sistemi i mirëqënies residuale mund të operojë mbi baza të përfitimeve selektive ose universale.

**Mirëqënia për punë: [welfare for work]:** *shihni Sistemi (skema) i ndihmës për punëkërkues*.

**Mirëqënia fiskale: [Fiscal Welfare]:** Politikat sociale zakonisht zbatohen nëpërmjet:
a) transferimit të parave nga qytetarët e pasur për tek më të varfërit; b) mundësimi i sherbimeve, (mjekësore, të mirëqënies, arsimore etj) pavarësisht nga gjendja ekonomike e përfituesit; c) nëpërmjet sistemit progresiv të taksave, ku qytetarët më të kamur ekonomikisht paguajnë më shumë taksa së ata më të varfër. Kjo quhet "mirëqënia fiskale". R. Titmuss ka tërhequr vemendjen në fenomenin e mirëqënies fiskale, dhe në influencën niveluese të saj në statusin social-ekonomik të qytetarëve të një vendi.

**Mirëqënia profesionale: [occupational welfare]:** kompensime dhe sherbime që u jepen punëtorëve nga punëdhënësi i tij, ose nga shoqata e punëdhënësve ku ai bën pjesë, si shtesë mbi pagën normale të tij ose saj. E drejta për këto përfitime ose sherbime mund të jetë universale (për të gjithë punonjësit) ose e kufizuar (si psh për punonjësit në nevojë, ose për punonjësit që kryejnë punë kryesisht të rrezikshme).

Termi "mirëqënie profesionale" konsiderohet se përfshin në kuptimin e saj kompensime të tjera të lidhura me punën, të dhëna nga sindikatat ose shoqatat profesionale. Kur kjo financohet nga punëdhënësit mund të përfshijë kompensime financiare (në rastet e vdekjeve ose të sëmundjeve të një punonjësi ose të një prej anëtarëve të familjes së punonjësit- i quajtur pension shtesë); shpenzime sociale përsonale dhe mjekësore (parandaluese); bursa studimi për fëmijët e punonjësve/anëtarët e familjeve; ambjente të përkujdesjes shëndetësore në pronësi të punëdhënësit në të cilat punonjësit ose familjet e tyre kanë akses nëse do të jetë e nevojshme; ambjente trainimi dhe arsimimi në pronësi dhe administrim të punëdhënësit dhe ambjente për të kaluar kohën e lirë dhe aktivitete shlodhëse të subcvencionuara.

**Mirëqënia private: [private welfare]:** mirëqënie sociale që blihet në treg, nga ofrues jo-qeveritare. Zakonisht shfaqet në dy forma: si blerje e drejtpërdrejtë e sherbimeve sociale, (psh. arsimim, sherbime mjekësore etj.) dhe si pagesa në fondet private të punësimeve nëpërmjet të cilës përfitohen disa të drejta. Mirëqënia private bëhet gjithnjë e më e rëndësishme, në saj të konceptit "politikisht në modë" mbi modelet e kombinuara të politikave sociale.

**Mirëqënia publike: [public welfare]:** Mbështetja që institucionet publike i japin individëve, të cilët për disa arsye e kanë të pamundur, të realizojnë nevojat për jetesën e tyre, dhe plotësojnë kërkesat ligjore për akordimin e mbështetjes nga "portofoli i publikut".

**Mirëqënia sociale: [Social welfare]:** Në ShBA "mirëqënie" ose "mirëqënie sociale" zakonisht i referohet asistencës financiare që u jepet personave në nevojë nga ose në emër të Qeverisë. Në Evropë "mirëqënie sociale" zakonisht i referohet një situate ku një individ, një grup ose një kategori njerëzish mund të funksionojnë në mënyrë të mjaftueshme si (një) anëtarë(e) të shoqërisë së tyre, në mungesë të nevojave urgjente materiale të paplotësuara, dhe pa u diskriminuar.

**Modeli Social Evropian: [European Social Model]:** i zhvilluar gjatë dekadës së fundit të shekullit të 20-të.
Modeli social Evropian nuk përbëhet nga një "model i vetëm social", por respekton diferencat ekonomike, kulturore dhe historike ndërmjet vendeve anëtare të Bashkimit Evropian. Modeli influencon dukshëm politikat kombëtare të vendeve anëtare.

Një traktat mbi politikat sociale u nënshkrua në vitin 1991 për të nxitur bashkëpunimin e shteteve anëtare në fushën e politikave sociale. Ai u inkorporua në Traktatin e Amstërdamit, si kapitulli i tij social. Këto dokumenta ishin baza e masave Evropiane të

marra gjatë viteve 1990; ata janë gjithashtu baza e strategjisë Evropiane të punësimit dhe e masave për të nxitur integrimin social Evropian.

Modeli Social Evropian është një zhvillim i hollësishëm i Strategjisë së Lisbonës, adoptuar në vitin 2000, që ka për qëllim ta kthejë Bashkimin Evropian në ekonominë më dinamike në rrafsh botëror e mbeshtetur në dije, me një punësim të plotë dhe një zhvillim ekonomik të qëndrueshëm, që të ofrojë vende punë të kualifikuara dhe një kohezion social në rritje.

**Modelet (regjimet) e mirëqënies: [Welfare models (regimes)]:** natyra e sistemit social që është karakteristikë për një vend të caktuar ose për një grup vendesh. Modele të ndryshme të mirëqënies mbështeten në tradita të ndryshme të marrëdhënieve industriale dhe shoqërore dhe secila ka një strukturë institucionale të veçantë të ofrimit të përfitimeve të mirëqënies. Modelet e mirëqënies ndryshojnë sipas nivelit të de-komodifikimit, fuqisë blerëse dhe përzgjedhjes së përfitimeve. Për më tepër secili model përfshin zgjidhje specifike për problemet e papunësisë dhe të marrëdhënieve industriale. Studimi më me vlerë mbi shtetet sociale është zhvilluar nga G. Esping-Andersen i cili bën dallime ndërmjet sicaldemokracisë dhe modelit Skandinav, modelit liberal Anglo-Sakson dhe modelit të Evropës kontinentale. Një tip i katërt, Modeli Social i Evropës Jugore është përmendur gjithashtu prej tij.

**Mundësitë për strehim: [Housing affordability]:** kapaciteti i një familjari për të përballuar koston e strehimit. Një nga masat për të përmirësuar mundësitë për strehim është vendosja e një përqindje maksimale të ardhurash për tu paguar si kosto strehimi, dhe caktimi i qerave të banesave publike sipas tregut dhe pagesa e subvencionit të qerasë për familjet ku shpenzimet për strehim të të cilave e kalojnë përqindjen maksimale.

**Ndihma kategorike: [Categorical assistance]:** Është asistenca e dhënë në kushte të vecanta, që ka për qëllim të plotësojë nevoja specifike të një grupi ose të një kategorie të vecantë, (si psh të moshuarit, të paaftët, ato me sëmundje kronike, nënat e vetmuara me fëmijë, individë të papunë, etj). Kriteri për përfitimin e kësaj pagese, si dhe masa e saj, zakonisht janë të ndryshme nga asistenca sociale në përgjithësi.

**Ndihma ekonomike: [Family allowance]:** një përfitim që paguhet rregullisht, kryesisht një herë në muaj për të gjithë familjen me fëmijë nën një moshë të caktuar. Kjo ndihmë varet kryesisht nga mosha e fëmijëve dhe situata e përgjithshme sociale e familjes. Në disa vende ndihma ekonomike është zakonisht e përceptuat vetëm si ndihmë për fëmijët.

**Ndihma e ndërsjelltë: [Mutual aid]:** mbështetje e ofruar individëve ose familjeve në nevojë, jashtë sistemit zyrtar të mbrojtjes sociale ku dhënësit e ndihmës dhe përfituesit e saj janë të barabartë dhe mund të ndërrojnë rolet, në varësi të situatës së tyre.

**Nevojat njerëzore: [Human needs]:** Burimet që një individi ose një familje i duhen për të funksionuar si një anëtar i shoqërisë ku ai/ajo ose ata/ato bëjnë pjesë.

**Niveli i (shkalla e) mbijetesës: [Survival rate]:** përqindja e pacienteve që mbijetojnë për një interval të caktuar kohor pas një diagnose ose trajtimi mjekësor të caktuar. Kjo copë informacioni përdoret si një indikator i nivelit të cilësisë së kujdesit shëndetësor dhe efektivitetit të tij.

**Njohje e ndërsjelltë (reciproke): [Mutual recognition]:** njohja e ndërsjelltë e vendimeve të gjykatave ndërmjet shteteve është një instrument i rëndësishëm për të realizuar bashkëpunimin në fushat tregtare, civile dhe kriminalistikës brënda BE, si dhe ndërmjet BE dhe vendeve të treta. Aktualisht, vendimet e organeve gjyqësore të marra në një shtet Anëtar të BE nuk janë automatikisht të njohura në një shtet tjetër Anëtar të BE. Individët dhe kompanitë të cilët dëshirojnë që vendimet e gjykatave të marra në një shtet Anëtar të jenë të vlefshme në një Shtet tjetër Anëtar, duhet të kalojnë në disa procedura të vecanta të ndërmjetme, për njohjen e këtij vendimi në një tjetër shtet Anëtar, (të quajtur Exequatur/shteti Ekzekutues). Me fjalë të tjera, ekzekutimi i një vendimi të gjykatave Franceze në Spanjë është i mundur vetëm pasi një gjykatë spanjolle e deklaron këtë vendim të detyrueshëm për zbatim në territorin Spanjoll. Njohja reciproke në disa fusha, (si psh. ligji i martesave) është bërë i detyrueshëm nga BE. Komisioni i Bashkimit Evropian ka të drejtën e iniciativës në çeshtje që kanë të bëjnë me njohjen reciproke në fushën tregëtare, (si psh. kontrolli i cilësisë industriale të prodhimeve farmaceutike).

**Organizatat jo-qeveritare(OJQ): [Non-government organizations(NGO)]:** Organizata private jofitimprurëse, jo të menaxhuara drejtpërdrejt nga ndonjë qeveri. Termi "organizata jo-qeveritare" u përdor për herë të parë në vitet 1950, për të emërtuar punën e bërë nga këto organizata për llogari të, ose të financuar nga agjencitë e Kombeve të Bashkuara që operonin në vendet e botës së tretë në periudhën post koloniale. Legjitimiteti i organizatave të tilla qëndron në mundësimit e sherbimeve për njerëzit në nevojë mbi baza jo-partizane në opozicion me qeverisjet nepotike dhe të korruptuara. Në ditët tona ky term përdoret për të emërtuar organizatat vullnetare që trajtojnë të drejtat e njeriut, mbrojtjen e mjedisit dhe çeshtje të ngjashme me këto. OJQ-të zakonisht përpiqen ti bëjnë qeveritë të përgjegjshme për performancën e tyre në lidhje me këto çeshtje. Sistemi i taksave të pjesës më të madhe të vëndeve i trajtojnë OJQ si organizata jo-fitim prurëse.

**Organizata Ndërkombëtare e Punës (ONP): [International Labour Organization (ILO)]:** Një agjenci e specializuar e Kombeve të Bashkuara, e themeluar në vitin 1919 për të promovuar drejtësinë sociale dhe të drejtat e punëtorëve. ONP-ja formulon standartet ndërkombëtare në formën e konventave dhe rekomandimeve që duhet të ratifikohen nga shtetet anëtare.

Standartet e ONP-së lidhen me lirinë e shoqatave (në vecanti të punëtorëve), të drejtën për bisedime kolektive, parandalimin e punës së detyruar si dhe mundësi dhe trajtim të barabartë vecanërisht në vendin e punës. ONP-ja publikon standarte dhe statistikë mbi aspekte të punës dhe të papunësisë.

**Organizata për Bashkëpunim Ekonomik dhe Zhvillim: [Organization for economic Cooperation and Development(OECD)]:** Organizata e 30 vendeve më të zhvilluara

ekonomike në botë, e themeluar në vitin 1961, në kuadër të Organizatës për Bashkëpunim Ekonomik Evropian që u themelua pas Luftës së Dytë Botërore për të administruar planin marshal të ndihmës Kanadeze dhe Amerikane për vendet Evropiane. OECD ofron analiza dhe parashikime në planin global si dhe vend për vend, dhe ofron këshillat e saj, si për shembull në lidhje me marrëdhënien ndërmjet politikave sociale dhe ekonomike të vendeve të botës. Ajo ka një database të gjërë informacioni mbi performancën ekonomike dhe politike të vendeve dhe mbi politikat sociale të tyre.

**Paga minimale: [Minimum wage]:** paga më e ulët që një punëdhënës lejohet të paguajë sipas ligjeve të vendit të tij për një punëtor (me kohë të plotë).

**Pagesa për qytetarët: [Citizen payment]:** *shihni të ardhurat bazë.*

**Pagesa për fëmijë: [Child allowance]:** një pagesë që u paguhet në mënyrë të rregullt prindit/prindërve të një fëmije në një moshë të caktuar. Një pagesë e tillë mund të varet në të ardhurat e prindërve dhe/ose në asetet e tyre. Në disa vende pagesa jepet për të gjithë fëmijët, ndërsa në vende të tjera vetëm për prindër të pa punë, ose prindër nën një nivel të caktuar mirëqënie, mund të marrin këtë pagesë. Kritere të tjera, përvec punësimit dhe nivelit të pagës së prindit, mund të sherbejnë si indikatorë për dhënien e kësaj pagese.

**Pagesa në vazhdimësi/Sistemi "pay-as-yuo-go": [Pay As You Go (PAYG)]:** Ka dy metoda për financimin e skemave të pensioneve. E para është pagesa në vazhdimësi ose siç njihet, sistemi "pay-as-yuo-go", ku premiumet e pensioneve të paguara nga punonjësit aktuale të sistemit përdoren për të paguar pensionet aktuale të pensionistëve. Mënyra e dytë është "kapitalizmi", ku premiumet e paguara sot – sëpaku në parim- janë të investuara në fonde nga të cilat do të dalin pensionet e ardhshme të punëtorëve aktualë. Në rastin e skemave të pensioneve jo vullnetare, dallimi ndërmjet mënyrës së parë dhe të dytë është jo aq absolute se sa duket. Skemat e pensioneve individuale vullnetare – si rregull - janë të gjitha të bazuara në parimin e "kapitalizimit".

**Pagesa-për-sherbime: [Fee-for-service]:** një sistem pagesash për përfituesin e sherbimeve, në varësi të fushës dhe sasisë së sherbimeve të përdorura, (si psh në përkujdesjen shëndetësore). Është e kundërta e Sistemit Kombëtar të përkujdesjes shëndetësore, nën të cilin, këto sherbime janë të paguara falas.

**Pagesë leje për prindin: [Parental allowance]:** përfitimi i paguar për një prind gjatë lejes së tij/saj (prindërore).

**Pagesa (përfitimi i) e papunësisë: [Unemployment benefit]:** përfitimet në para që i jepen individëve që kanë humbur punën e tyre. Vendet vendosin kushte të ndryshme mbi të cilat duhet të përfitohet kjo pagesë. Individët përfitues zakonisht duhet të kenë punuar një numër të caktuar muajsh përpara se ato të kenë humbur punën, ata duhet të regjistrohen në zyrën e punës, duhet të jenë aktivë në kërkimin e një pune të re, dhe ose të pranojnë cfardolloj pune të përshtatshme që u ofrohet, dhe/ose të marrin pjesë në procesin e ri-trainimit.

**Papunësia: [Unemployment]:** Situata e një personi i cili ka aftësi dhe dëshirë të punojë, por nuk mund të gjejë një punë megjithëse po e kërkon një të tillë në mënyrë aktive. Papunësia përfshin rreziqe sociale të panumërta, kryesisht atë të varfërisë, por gjithashtu edhe mundësinë për tu përjashtuar nga pikpamja sociale nga shoqëria dhe për të kaluar në probleme shëndetësore dhe psikologjike.

**Papunësia e fshehur: [Hidden unemployment]:** i referohet individëve të papunë të cilët nuk plotësojnë kriteret e sistemit kombëtar të regjistrit të papunësisë, ose që nuk janë regjistruar si kërkues të një pune për cfarëdolloj arësye.

**Paternalizmi shtetëror: [State paternalism]:** Një shtet paternalist merr masa psh. në lidhje me problemet sociale dhe ekonomike pa informuar, konsultuar dhe përfshirë në këtë proces ata që influencohen nga këto probleme dhe mbyt iniciativën dhe aktivitetet e qytetarëve e aktorëve institucionalë në shoqëri. Një formë e theksuar e paternalizmit shtetëror ekzistonte gjatë kohës së "absolutizmit iluminist", si psh. në Gjermaninë e shekullit të 19të , ku autoriteti shtetëror propozoi reforma të rëndësishme sociale nën lidërshipin e Bismarkut.

**Pengesë morale: [Moral hazard]:** situata ku një i siguruar nuk merr sa duhet masa për të evituar një rrezik, siç do të duhej të kishte bërë nëse ai/ajo do të ishte i pasiguruar. Në këtë mënyrë pengesat morale mund të shkaktojnë një rritje të paparashikueshme të kostos se sigurimeve shoqërore për shoqërinë e tyre.

**Pensioni i plotë: [Fully funded pension]:** Pensione që i paguhen një personi të siguruar nga premiumet e akumuluara të paguara nga këto individë në fondin e sigurimeve shoqërore për gjatë të gjithë jetës së tyre, plus fitimin e nxjerrë nga fondi, që u atribuohen këtyre premiumeve. Ky sistem gjithashtu quhet edhe "sistemi i kapitalizuar i pensioneve", që është e kundërta e "sistemit pagesës së premiumeve nga paga".

**Pensioni bazë: [Basic pension]:** Pensioni që u jepet individëve nga e ashtuquajtura "kollona e parë" e sistemit te pensionit të detyrueshëm, të cilin e kanë të drejtë ta përfitojnë të gjithë qytetarët mbi një moshë të caktuar (mbi moshën 64 vjec).

**Pensionet profesionale: [Occupational pensions]:** pensione të akorduara për punëtorë kompanish që operojnë ose marrin pjesë në skema pensionesh specifike në industri. Pensione të tilla zakonisht janë shtesë e pensioneve të detyrueshme publike.

**Pensionet e pleqërisë:[Old-age pensions]:** Pensionet që i paguhen popullsisë në një moshë të caktuar, e cila në fakt është e ndryshme (realisht ky ndryshim është në rënie) për burrat dhe për gratë. Për pasojë me rritjen e jetëgjatësisë ka një tendencë për ta rritur moshën e përfitimit të pensionit të pleqërisë, (Mosha e daljes në pension).

**Pensioni për të mbijetuarit: [Survivors' pension]:** pensioni që përfitohet nga anëtarët e mbetur të një familje të personit të vdekur (bashkëshorti, bashkëshortja, fëmijët).

**Përfitimi mbi baza kontribuitive: [Contributory benefits]:** Përfitime të paguara vetëm për ato individë që janë dhe kanë paguar kontribute të sigurimeve shoqërore për më shumë se një periudhë minimale të paracaktuar, ose që kanë paguar të tilla kontribute në të shkuarën, (psh individë që kanë humbur punën e tyre, pensionistë, të sëmurë etj.).

**Përfitimet aktuariale [Actuarial benefits]:** Përfitime te dhëna mbi bazën e sigurimit ndaj disa rreziqeve, të tilla si sëmundja, vjetërsia dhe aksidentet në punë, të lidhura këto me kohën gjatë së cilës një individ supozohet se mund të sëmuret ose të vdesë. Shumat e përfitimeve të tilla të paguara për cdo rast të veçantë, varen nga kontributete mëparshme të personit ose të bëra në emër të tij, dhe – në varësi të kontratës – mbi shkallën e rrezikshmërisë që paraqitet për personin e siguruar. Përfitimet aktuariale dhe kontributet ose premiumet e siguracionit që duhen paguar, janë të përllogaritura sipas matematikës aktuariale.

**Përzgjedhja e pavolitshme:[Adverse selection]:** Shkëmbim i pabarabartë dhe i pamjaftueshëm i informacionit mbi rreziqet në një kontratë sigurime, i shkaktuar si rezultat i asimetrisë së informacionit. Për shembull një blerës i siguracionit mund të jetë i sëmurë në momentin që ai blen një policë të siguracionit shendetësor, por e fsheh këtë fakt nga siguruesi.

Siguruesit, nëse u lejohet ta bëjnë një gjë të tillë, tentojnë të kërkojnë për klientë me një nivel të ulët rreziku, dhe të refuzojnë klientët me më shumë rrezik, në mënyrë të tillë që të paguajnë më pak përfitime dhe kompensime për klientin. Pasojë e përzgjedhjes së pavolitshme është dobësimi i sistemit të shpërndarjes së rrezikut, ose e quajtur ndryshe sistemi i solidaritetit, sepse secila palë përpiqet të përfitojë nga njohja e rreziqeve individuale që pala tjetër nuk i ka.

**Përfitimet/kompensimet: [Benefits]:** Një term i përgjithshëm ku përfshihen të gjitha grantet (shumat) me para në dorë dhe në natyrë si dhe sherbimet që janë përfshirë në sistemin e politikave sociale.

**Përfitimet me para në dorë: [Cash benefits]:** Përfitime të paguara me para në dorë për një përson të siguruar, përkundrejt përfitimeve në shërbime (të tilla si shërbimet e përkujdesjes mjekësore pa pagesë), ose përfitime që paguhen në të mira materiale. Përfitimet me para në dorë mund të jenë përfitime të sigurimeve shoqërore ose të asistencës sociale.

**Përfitimet për fëmijë: [Child benefits]:** shihni *Pagesën për fëmijë*.

**Përgjegjësia sociale e sektorit kolektiv/aktorëve (grupeve të interesit): [Social responsibility of the corporate sector]:** përgjegjësia që sektori bashkëpunues ka për puntorët, pronarët, strukturat menaxhuese, konsumatorët dhe furnizuesit, aktorët e tjerë dhe mjedisi natyral. Në SHBA ajo zakonisht emërtohet *etika (e bashkëpunimit) kolektive*, në traditën Britanike njihet me termin *qytetaria kolektive* ndërsa në vëndet e Evropës kontinentale njihet me termin *përgjegjësia sociale kolektive*. Megjithëse ka diferenca të

vogla ndërmjet këtyre termave, ato përdoren në mënyrë të rregullt si sinonime të njëra tjetrës.

**Përfitimet e mirëqënies sociale: [Social welfare benefits]:** një sërë përfitimesh me qëllim garantimin e standarteve minimale të pranueshme për jetesë, ose mbijetesën e njerëzve që u mungojnë mjetet e nevojshme. Këto përfitime zakonisht financohen nga taksat; si dhe garantohen mbi bazën e kontrollit të ardhurave dhe aseteve të kandidatit për përfitime.

**Përkujdesja për fëmijë: [Child care]:** një koncept i përdorur në mënyrë të gjërë dhe ku përfshihen përfitime sherbimesh publike, individuale dhe kolektive, që kanë për qëllim të ndihmojnë në plotësimin e nevojave të kategorive ose llojeve të vecanta të fëmijëve dhe prindërve të tyre.

**Përkujdesja komunitare: [Community care]:** një nga alternativat e përkujdesjes rezidenciale ose institucionale. Përkujdesja komunitare ofron mbeshtetje dhe sherbime njerëzve që përballen me veshtirësi si psh. mosha, paaftësitë fizike dhe mendore, etj. Për t'u bërë atyre të mundur që të jetojnë në mënyrë të pavarur në kushtet e shtëpisë, dhe brenda komunitetit të tyre.

**Përqindja e divorceve: [Crude divorce rate]:** Numri i divorceve për njëmijë banorë, në një vit. Një tjetër instrument matës i divorceve është numri i divorceve në një vit i pjestuar me numrin e martesave të realizuara në të njëjtin vit, e shprehur kjo në përqindje.

**Përqindja e martesave: [Crude Marriage rate]:** numri i martesave të realizuara për njëmijë banorë në një vit.

**Përkujdesja për personat në ngarkim: [Dependant Care]:** Përkujdesja për fëmijët, përsona të sëmurë, të moshuarit ose përsona me aftësi të kufizuar si dhe përkujdesja për anëtarë të tjerë të familjes në ngarkim.

**Përfitimet e autoritetit vetëgjykues: [discretionary benefits]:** shihni *Autoriteti i te vepruarit lirshëm.*

**Përfitime mbi bazë pagë (të ardhurash): [Earnings related benefits]:** përfitime që varen nga pagat e mëparshme dhe/ose në kontributet e një përsoni të siguruar, në mënyrë të tillë që individetet që kanë ose kishin paga më të larta kanë të drejtën të marrin perfitime më të larta. Sasia e këtyre lloj përfitimesh që marrin përsona me rrethana të njejta, mund të ndryshojë nga një vend në tjetrin, në varësi tëasaj se nëse e drejta për të përfituar bazohet mbi pagën mesatare, mbi pagat e larta apo mbi shumën a pagave të marra së fundmi.

**Perqindja e aktivizimit ekonomik: [economic activity rate]**: pjesa e popullsisë së zënë me punë ose në kërkim të një punë në raport me banoret e një vendi në moshë pune. Ajo llogaritet duke pjesëtuar numrin total të punësuarve, vetëpunësuarve dhe të regjistruave në zyrat e punës me numrin e përgjithshëm të popullsisë ndërmjet moshës 15-64 vjec, dhe

duke e shprehur këtë në përqindje. Raporti i aktivitetit ekonomik mund të përllogaritet për grupmosha të vecanta.

**Përqindja e punësimit: [Employment rate]:** raporti i numrit të individëve të punësuar ose vetëpunësuar me numrin e përgjithshëm të popullsisë ndërmjet moshës 15-64 vjec.

**Përfitmet familjare: [family benefits]:** Të gjitha llojët e ndihmës në para ose në natyrë që u jepet familjeve me fëmijë dhe në nevojë. Përfitimet familjare gjithashtu përfshijnë lehtësimin nga taksat, përfitimin që u paguhet familjeve kujdestare, etj.

**Përfitime të pa taksuara: [Flat rate benefits]:** përfitime që ofrohen si një shumë e caktuar parash ose sherbimesh, pavarësisht kontributeve të bëra, viteve të punës ose faktorëve të tjerë diferencues. Përfitime të tilla mund të përllogariten për person, dhe për rrjedhojë mund të jenë me të mëdha për familje me një numër më të madh anëtarësh.

**Përfshirja gjinore: [Gender mainstreaming]:** (ri)organizimi, përmirësimi dhe vlerësimi i të gjitha proceseve politike për të ofruar barazinë gjinore në të gjithë nivelet dhe në të gjitha fushat e jetës publike. Me një vendim të Këshillit Evropian të vitit 1994, nxitja dhe promovimi i mundësive të barabarta, gjithashtu ndërmjet burrave dhe grave, u vendos si një prioritet për Bashkimin Evropian dhe shtetet anëtare. Qysh në këtë kohë përfshirja dhe trajtimi gjinor ka qënë një nga parimet udhërrëfyes i integruar në të gjitha programet, aktivitetet dhe politikat Evropiane.

**Përfitimet për strehim: [Housing benefit]:** *shikoni asistenca për strehim.*

**Përfitime me testim të ardhurash: [Income-tested benefit]:** përfitime të ofruara ose të paguara për individe ose familje, të ardhurat e të cilëve janë dukshëm nën një nivel të caktuar.

**Përqindja e akordimit të përfitimeve: [Take-up rate of a benefit]:** Numri i personave aplikues për të marrë një përfitim të caktuar në proporcion me numrin e atyre që u jepet e drejta për ta marrë këtë përfitim.

**Përfitimet në natyrë: [In-kind-benefit]:** përfitime që u jepen individëve ose familjeve në formën e të mirave materiale ose sherbimeve, (si psh, arsimim dhe përkujdesje shëndetësore falas, artikuj ushqimore, veshje etj).

**Politika e tregut të punës: [Labour market policy]:** Masa qeveritare për të inkurajuar dhe nxitur një sjellje të dëshiruar të individëve të përfshirë në tregun e punës. Zakonisht ka një ndryshim në masat aktive dhe pasive të ndërmarra. Qëllimi i masave aktive është që të inkurajohen punësimi nëpërmjet ndërmjetësimit, arsimimit shtesë ose ri-trainimit, si dhe krijimit të vendeve të reja të punës. Qëllimi i masave pasive është për të kompensuar masën e humbur të pagave të një punonjësi në rast se ai ose ajo pranon të punojë në një punë të paguar pak pas periudhës së papunësisë, ose psh. për të nxitur kërkesën për punë duke stimuluar financiarisht, (psh. të moshuarit) individët që të përthithen nga tregu i punës.

**Përkujdesja afatgjatë: [Long term care]:** Çfarëdolloj përkujdesje e stërgjatë, ose përkujdesje pa një afat përfundues, për njerëz me kapacitete ose mundësi të kufizuara. Disa vende (psh. Gjermania, Austria, Hollanda) kanë prezantuar llojë të reja sigurimi për përkujdesje afatgjatë, (ose ashtu sic rasti vjen për Francën dhe Belgjikën) elementi i siguracionit për përkujdesje afatgjatë është përfshirë në sigurimin shëndetësor të detyrueshëm.

**Përfitimet e amësisë: [Maternity benefit]:** përfitimet që u paguhen rregullisht nënave gjatë periudhës së shtazanisë së tyre, (para dhe pas lindjes), zakonisht një përqindje e caktuar e pagës së saj të mëparshme.

**Përfitime mbi bazë testimi: [Means tested benefits]:** përfitime që u paguhen vetëm individëve ose familjarëve, të ardhurat e të cilëve, ose vlera e përgjithshme e aseteve të tyre, është poshtë një niveli të caktuar. Për tu kualifuar për këto përfitime, njëfarë testimi paraprak mbi të ardhurat e aplikuesit ose mbi asetet e përgjithshme të tij është i rekomanduar të kryhet.

**Përfitime mbi bazë jo-kontribuitive: [Non-contributory benefits]:** përfitime që nuk kërkojnë pagesën e kontributeve ose premiumet e sigurimit si kriter për përfitimin e tyre. Përfitime të tilla janë zakonisht të financuar nga "portofoli publik" pra nga taksat. Ata mund ose mund të mos kërkojnë medeomos të kalojnë në procesin e "përfitime mbi bazë testimi".

**Përqindja e pleqërisë: [Old age dependency ratio]:** Raporti i popullsisë së plakur e shprehur kjo si përqindje e popullsisë në moshë pune. Zakonisht përcaktohet duke krahasuar numrin e popullsisë mbi moshën 65 vjec e sipër me numrin e njerëzve ndërmjet 15 dhe 64 vjec, dhe duke e shprehur rezultatin e kësaj në përqindje.

**Punësim i pjesshëm (papunësi e pjesshme): [partial (un)employment]:** kur një person është i punësuar/ i papunësuar për më pak se përcaktimi ligjor në fuqi për javën e plotë të punës ose muajit, atëherë thuhet se ky person është pjesërisht i punësuar ose pjesërisht i papunë.

**Politikat mbi popullsinë: [Population policy]:** Masa të plota ose të pjesshme që ndërmerren nga qeveria për të influencuar në madhësinë, zhvillimin dhe strukturën e popullsisë së një vendi. Qëllimi i politikave aktive mbi popullsine zakonisht bëhen për të inkurajuar rritjen e lindshmërisë dhe për të përmirësuar strukturën moshore të popullsisë.

**Postimi në një punë tjetër: [Posting/secondment/detachment]:** postimi (transferimi) ndodh kur një punëdhënës e cakton punonjësin e tij që të punojë përkohësisht në një vend, i cili nuk është vendi ku ai paguan premiumet e sigurimeve shoqërore.

**Përpjestueshmëria: [Proratisation]:** Kur një përson, që ka fituar të drejtën për të marrë pension, ka punuar dhe ka paguar premiume pensionesh jo-vullnetare, në Shtete të ndryshme Anëtare të Komunitetit Evropian, masa e pensionit do të ketë për bazë totalin e

periudhave gjatë të cilave premiumet e pensioneve janë paguar në të gjitha këto vende. Masa e paguar nga fondi i pensioneve të secilit nga këto Shtete është e shprehur në përqindje të shumës totale të pensionit, në varësi të kohëzgjatjes së pagesës së premiumeve në këtë vend. Kjo ndarje e perqindjeve nga vende të ndryshme quhet "përpjestueshmëri".

**Pensionet publike: [Public pensions]:** Pensionet e përfituara nga një sistem në "pronësi" publike, veprimtaria e të cilit është e supervizuar, madje edhe e menaxhuar, nga shteti, në përputhje me rregullat në fuqi (ligjet dhe rregulloret).

**Punëtorët sezonalë: [Seasonal workers]:** një punëtor që migron përkohësisht nga vendi ku ai banon në një tjetër vend, për tu punësuar në vendin e destinacionit për një periudhë më të vogël se një vit dhe që pas përfundimit të punës së tij kthehet në vendin e tij të origjinës. Periudha e këtij punësimi jashtë vendit zakonisht nuk i kalon nëntë muaj.

**Përkujdesja sociale: [social care]:** si rregull nënkupton sherbimet për grupet sociale të rrezikuara dhe në ngarkim (fëmijët, të moshuarit, të paaftët, të sëmurët mendore etj). Në disa vende, (si në Britaninë e Madhe), mbështetja me të ardhura (mbështetja me para, cash) është e ndarë nga përkujdsja sociale që ofrojnë shërbime sociale, këshillim etj. Përkujdesja sociale mund të jetë institucionale dhe jo-institucionale. Balancimi më i mirë ndërmjet përkujdesjes institucionale, përkujdesjes në familje dhe përkujdesjes së ofruar në komunitet dhe nga komuniteti është një çeshtje për diskutim të vazhdueshëm, që çon në ndryshim të herëpashershëm të politikave në këtë fushë. Roli i profesionistëve krahasuar me atë të vullnetarëve që ofrojnë përkujdesje në këtë fushë, gjithashtu është një çeshtje diskutimi të vazhdueshëm dhe përshtatje të herëpashershme. Në Britaninë e Madhe termi *shërbime sociale personale* shpesh përdoret në vend të termit "përkujdesje sociale".

**Përjashtimi social: [Social exclusion]:** në Bashkimin Evropian "përjashtimi social" kuptohet si një paaftësi dhe mos dëshirë për të integruar disa kategori njerëzish në rrymën e aktiviteteve social ekonomike të komunitetit ku jetojnë. Koncepti, i pranuar si i tillë, është më i gjërë së ai i varfërisë, sepse ai përfshin gjithashtu privacionin social dhe moral, që është pasojë e mungesës së solidaritetit dhe lidhjeve ndërmjet individëve në shoqëri. Përjashtimi Social është e kundërta e Kohezionit Social.

**Përfshirja sociale: [Social inclusion]:** Përfshin një sërë programesh dhe masash me qëllim integrimin në "rrjedhën" shoqërore të individëve ose të grupeve të caktuara te popullsisë të përjashtuar nga pikëpamja sociale, (psh. ata që i përkasin minoriteteve etnike). Programe të tilla kombinojnë objektivat sociale dhe ekonomike me masat e marra. Në këtë mënyrë përfitimi i mbështetjes me të ardhura mund të kushtëzohet me pjesëmarrjen aktive në proceset e përfshirjes sociale. Në Francë, janë prezantuar të ashtuquajturat kontrata të përfshirjes sociale, që duhet të firmosen nga njëri prej individëve të grupit të synuar dhe një përfaqësues i shtetit ose administratës lokale, për të rritur ndërgjegjësimin e këtyre individëve mbi përgjegjësinë e tyre në funksion të përfshirjes sociale.

**Partnerët Sociale: [Social partners]:** Organizatat e punëmarrësve dhe punëdhënësve të cilat bien dakort për të marrë vendime rreth çeshtjeve sociale dhe ekonomike, vecanërisht ato që lidhen me kushtet e punës dhe të drejtat e punëtorëve në vendin e punës. Në vendet e Evropës bashkëkohore, partnerët socialë të një vendi sëbashku me përfaqësuesit e qeverisjes, përfundojnë e nënshkruajnë marrëveshje kolektive mbi të gjitha çeshtjet sociale dhe ekonomike që kanë efekte mbi punëtorët.

**Përfitimet universale: [Universal benefits]:** Përfitime të akorduara mbështetur vetëm në një kriter, atë të përkatësisë në një grup shoqëror të caktuar, ose të pasjes së një sërë karakteristikash pavarësisht nga të ardhurat e përfituara. Kështu kriteri i vetëm për përfitimin e kuotës familjare në para është fakti që përfituesi të ketë një familje me fëmijë të mbartur.

**Plotësimi universal (me mallra): [Universal provision]:** *shihni "Përfitimet universale".*

**Politikat sociale, politikat e mirëqënies: [Social policy, welfare policy]:** të dyja përbëjnë një disiplinë akademike dhe aktivitetin praktik të saj. Përfshin aktivitetet shtetërore për të financuar, rregulluar dhe administruar ofrimin/furnizimin me përfitime dhe sherbime të personave dhe familjeve në nevojë dhe të paqëndrueshme nga ana social-ekonomike. Qëllimi i përgjithshëm i politikave sociale është të realizojë nevojat bazë për të gjithë qytetarët, për të ofruar shanse të barabarta për ata që të përmirësojnë jetën e tyre dhe të fëmijëve të tyre dhe të kujdeset për ata që nuk mund të ndihmojnë vetën e tyre. Elementët bazë të një politike sociale janë: sigurimet shoqërore, asistenca sociale, përkujdesja shëndetësore dhe shërbimet sociale. Në një kuptim më të gjërë ky term gjithashtu përfshin politikat mbi arsimin dhe strehimin, si dhe politikat e punësimit dhe prokurimin e të gjitha burimeve të nevojshme.

**Politika strehimi gjithëpërfshirese: [Comprehensive housing policy]:** Është politika e një shteti për të marrë mbi shpatulla përgjegjësinë e përmbushjes së nevojave për strehim të të gjithë popullsisë. Në këtë situatë qeverisja ka një kontroll të konsiderueshëm mbi industrinë e ndërtimit, përfshirë cmimet, cilësinë dhe hartizimin e zonave të banuara për të gjitha grupet shoqërore.

**Problemi social: [Social problem]:** një "problem social" është një problem që ka një efekt mbi një numër të konsiderueshëm të anëtarëve të një shoqërie dhe që njihet e pranohet nga publiku (qofshin këta ekspertë apo publiku në përgjithësi). Problemet sociale janë "trajta sociale", që do të thotë se, përfundimisht, ajo që njerëzit në një shoqëri të caktuar e konsiderojnë problem social, pas kësaj konsiderate, kthehet vërtetë në një të tillë.

Në mënyrë tipike një problem social rrezikon normat e vendosura të një shoqërie, prandaj njohja (identifikimi i) e një problemi social kërkon marrjen e masave për të zgjidhur këtë problem (ndërhyrja sociale). Problemet sociale aktuale në Evropë janë: varfëria, krimi, drogat, abuzimi me alkolin, abuzimi dhe neglizhimi i fëmijëve, papunësia, dhuna e rrugës dhe mungesa e integrimit social dhe ekonomik të emigrantëve.

**Plotësueshmëria (Parimi i ~): [Subsidiarity]:** plotësueshmëria është parimi që çeshtjet duhet të trajtohen nga autoritetet më të ulta kompetente. Ky parim është i shprehur në kushtetutat e shumë vendeve si psh. në dhjetë amendamentet e kushtetutës së SHBA. Sipas këtij parimi, i aplikuar edhe në Bashkimin Evropian, BE mund të veprojë vetëm (mund të bëjë ligje), kur shtetet anëtare bien dakort që veprimet legjislative të një shteti të veçantë janë të pamjaftueshme ose pak efiçente. Parimi i plotësueshmërisë është adoptuar në mënyrë eksplicite në Traktatin e Mastriht-it 1992, dhe është futur edhe në traktatin e ri të propozuar për Kushtetutën e BE. Megjithatë, në nivel lokal ishte një element thelbësor bazë i Kartës Evropiane të Vetë-Qeverisjes Vendore, një instrument i Këshillit të Evropës i shpallur në 1985.

**Pluralizmi i mirëqënies:** [Welfare pluralism]: *shihni Larmia e mirëqënies*.

**Politikat plotësuese mbi strehimin: [Supplementary housing policy]:** Ndërhyrjet e rralla ose rastësore të shtetit në tregun e strehimit. Ndërhyrje dhe përpjekje të tilla të qeverisë kanë për qëllim realizimin e nevojave të veçanta, shpesh të përkohshme, ose për zgjidhjen e problemeve specifike të strehimit.

**Politikat mbi familjen: [Family policy]:** një politikë që ka për qëllim të influencojë marrëdhëniet në familje dhe përmirësojë mirëqënien familjare.

Masat më të rëndësishme të politikave mbi familjen janë përfitimet me para në dorë dhe lehtësimi nga taksat. Si masa të tjera mund të përmendim: leje lindjen dhe sherbimet për fëmijët dhe familjen. Politikat moderne mbi familjen kanë për qëllim të vënë në dukje përgjegjësinë familjare dhe të nxisin punën jashtë familjes.

**Politika sociale globale: [Global social policies]:** një politikë sociale e adoptuar dhe e zbatuar në nivel mbi-kombëtar.
Instrumentat e një politike sociale globale janë: rregulloret mbi-kombëtare,(traktatet dhe rregulloret e BE); rishpërndarja e të ardhurave ndërmjet vendeve nëpërmjet fondeve strukturore dhe rajonale si dhe dispozitat sociale të garantuara në nivele mbi-kombëtare.

**Prodhimi i Përgjithshëm Kombëtar: [Gross Domestic Product]:** Vlera e përgjithshme në para e të gjitha mallrave të prodhuara, dhe e të gjitha sherbimeve të ofruara, në një periudhë të caktuar brenda kufijve të një vendi ose të një bashkimi doganor.

**Punëtorët ndërkufitarë: [Frontier workers]:** një përson që banon në një vend, por që është i punësuar në një vend tjetër, por që ka për karakteristikë se kthehet në vendin e tij të banimit të paktën një herë në javë.

**Punësim i plotë: [Full employment]:** situata ekonomike në një vend, ku secili që ka dëshirë të punësohet mund të gjejë një punë. Në praktikë punësimi i plotë ndodh vetëm atëherë kur ka më shumë vende të lira punë se individë që janë në kërkim të një pune. Punësim i plotë nuk do të thotë se shkalla e papunësisë është e barabartë me zero, pasi disa individë mund të jenë në procesin e ndryshimit të një pune, ose janë në pritje të një

pune në të ardhmen e afërt. Punësimi i plotë shpesh konsiderohet se ekziston kur shkalla e papunësisë është me e vogël se 5%. Punësimi i plotë është një nga objektivat kryesore të politikave të tregut të punës.

**Puna sociale: [Social work]:** puna që ka për qëllim përmirësimin e integrimit social dhe adoptimin reciprok të individëve, familjeve të tyre, grupeve sociale dhe rrethit të tyre shoqëror. Qëllimi i punës sociale është të ruajë dinjitetin e individit, të zhvillojë mundësitë e tij/saj, të përmirësojë marrëdhëniet ndër-përsonale dhe/ose të zgjidhë problemet sociale. Puna sociale është kryesisht e orientuar ndaj individëve dhe grupeve vulnerabël (në nevojë/të pambrojtura). Puna sociale aktivizon burimet e një komuniteti social si dhe mundësitë e këtij komuniteti për të kapërcyer problemet sociale.

**Puna informale: [Informal work]:** puna e kryer jo mbi bazën e një marrëdhënie kontraktuale zyrtare dhe e pa mbrojtur nga legjislacioni i punës. Puna informale është pjesë e ekonomisë informale; mund të kryhet/realizohet si një aktivitet punë parësore ose dytësore. Individët që janë aktive vetëm në ekonominë informale, janë më në nevojë sepse ato nuk paguajnë kontributet e sigurimeve shoqërore, dhe puna e tyre, mund të jetë më e rëndë sesa është e lejuar me ligj, për shëndetin e tyre.

**Punë në distancë: [Telework, homework, telecommuting]:** Punë e paguar e kryer jo në zyrat e kompanisë/organizatës për të cilën aktivizohet një punojës. Një punë e tillë zakonisht paguhet sipas përformancës(mënyrës së kryerjes së saj). Nësë një punonjës punon në shtëpinë e tij ajo quhet *punë në kushtet e shtëpisë*. Nëse një punonjës është i lidhur me organizatën nëpërmjet një rrjeti kompjuterik, atëherë ajo quhet *"telework*" (internet ose intranet).

**Punësim i përkohshëm: [Temporary employment]:** një formë e punësimit, e përkufizuar në mënyrë eksplicite si e përkohshme, afatshkurtër, me ndërprerje dhe/ose rastësore.

**Puna e papaguar: [Unpaid/unremunerated work]:** puna për të cilën një individ nuk merr një pagë ose një shpërblim në para. Puna e shtëpisë përgjithësisht është e papaguar, sic është edhe puna e bërë nga anëtarët e familjes në bizneset e vogla familjare ose në fermat e vogla familjare.

**Punësim i varfër: [working poor]:** Punonjës, të ardhurat e të cilëve nuk janë të mjaftueshme për ti mundësuar familjes së tyre kalimin mbi kufirin e minimumit jetik. Ky koncept haset në vende me një traditë liberale, (të tilla si vendet Anglo-Saxone).

**Qeverisje në shumë nivele: [Multi-level governance]:** Kompetencat dhe funksionet qeveritare në të gjitha vendet janë të ndara ndërmjet qeverisjes qendrore dhe një ose disa niveleve të mëposhtme. Ndarja e përgjegjësive ndërmjet këtyre niveleve të mëposhtme mund të ndjekë dy modelet bazë. Njëri model konsiston në shpërndarjen e autoritetit në disa plane, mbi ekskluzivitete territoriale, në një sistem relativisht të stabilizuar nga ana e juridiksionit, me një numër të kufizuar të niveleve juridiksionale dhe një numër të kufizuar njesish përbërëse: si shembull mund të sjellim provincat, bashkitë, etj. Lloji i

dytë i autoritetit në nivelet më të ulta, përfaqësohet nga entitetet e specializuara, territorialisht të mbivendosura në juridiksionin e një sistemi relativisht fleksibël dhe si shembull mund të sjellim Inspektoriatin e punës, institucionet e përkujdesjes shëndetësore etj.

Në BE, niveli i Unionit e superon atë të nivelit më të lartë qeverisës në secilin vend anëtar.

**Qeverisja e mirë: [Good Governance]:** Legjislacioni dhe praktikat qeveritare që realizojnë kerkesat minimale, si të tilla: efiçenca, efektiviteti, transparenca, përgjegjshmëria dhe parashikueshmëria. Qeverisja e mirë e vë theksin tek përgjegjshmëria e drejtuesve ndaj atyre që drejtojnë, dhe kërkon dhënien e aksesit për informacionin e nevojshëm për qytetarët, në mënyrë që ti lejojnë ata që të gjykojnë dhe vlerësojnë përformancën e drejtuesve të tyre.

**Qytetaria: [Citizenship]:** Një koncept sociologjik (por edhe ligjor) që luan një rol të rëndësishëm në zhvillimin e politikave sociale. Koncepti i qytetarisë është zhvilluar nga T. H. Marshal. Koncepti i tij përfshin tre komponentë: të drejtat civile, (si psh barazinë para ligjit); të drejtat politike (si psh e drejta për të votuar, për t'u organizuar politikisht dhe për të marrë pjesë në jetën publike) dhe të drejtat sociale (si psh e drejta për të ardhurat minimale dhe e drejta për të përfituar sherbime sociale). Këto të drejta formojnë bazën për solidaritet social në shoqëritë moderne.

**Reciprokësia: [Mutualism]:** Lëvizje e iniciuar nga punëtorët për të krijuar organizatat për ndihmë reciproke (shoqatat reciproke, vllaznia, etj.) në shekullin e 18$^{të}$ dhe 19$^{të}$. Reciprokësia ishte veçanërisht e fortë brenda punëtorëve që punonin në profesione të vështira, të tilla si minatorët dhe punonjësit e hekurudhave. Shoqatat e reciprokësisë i krijuan fondet e tyre për ndihmë reciproke me paratë që mblidhnin nga kuotat e anëtarësisë së punonjësve, donacionet dhe cdo lloj tjetër të ardhurash. Nëse një anëtar i shoqatës pësonte një aksident, ai merrte ndihmë nga fondi i shoqatës. Shoqatat e reciprokësisë ishin pararendëse të organizatave shtetërore të sigurimeve shoqërore.

**Reformat sociale skandinave: [scandinavian social reforms]:** adoptimi i një seti programesh dhe aktesh legjislative në fushën sociale, në vendet Skandinave në fund të shekullit të 19$^{të}$ dhe në fillim të shekullit të 20$^{të}$, veçanërisht në Danimarkë dhe në Suedi, që çoi në vendosjen e një lloj të vecantë të "shtetit social" me një karakter predominues universal dhe egalitar (barazi). Pika e ndarjes ishte ligji mbi pensionet e të moshuarve të varfër, i cili hyri në fuqi në Danimarkë në vitin 1891, me pas u prezantua në Suedi "pensioni kombëtar në vitin 1913". Pastaj ndërmjet dy luftrave botërore, dhe pas Luftës së Dytë Botërore, vijuan një seri ligjesh me inspirim të ideve social demokratike. Karakteristikat bazë të modelit Skandinav të sigurimeve shoqërore janë: a) për të siguruar të gjithë qytetarët përkundrejt rreziqeve sociale; b) për të financuar përfitimet sociale nga sistemi i taksave; c) për të ofruar një set të qendrueshëm të sherbimeve sociale tek të gjithë qytetarët, në vecanti për të mirën e fëmijëve dhe familjeve.

**Ri-komodifikimi: [Recommodification]:** Në tipologjinë mbi shtetet perëndimore G. Esping – Andersen shtjellon konceptin e De-komodifikimit, për të treguar përjashtimin e disa lloj mallrash dhe sherbimesh, nga veprimtaria e tregut, dhe shpërndarja e tyre sipas disa kritereve jo-tregetare (jo-sociale). Procesi i kundërt me këtë, rikomodifikimi, ka zënë vend në dekadat e fundit. Disa mallra dhe sherbime "të hequra" dikur nga tregu "po rivendosen në treg", në mënyrë të tillë që qytetarëve "u duhet t'i blejnë" ose "i blejnë" këto mallra dhe sherbime. Sistemi i gjysëm blerjes psh. të sherbimeve sociale dhe perkujdesjes shëndetësore, ekziston në disa vende, të cilat emëtojnë bono (bileta) për përfituesit e sherbimeve, në mënyrë të tillë që, ata të blejnë sherbime nga ofruesit që konkurojnë me njëri tjetrin, njëlloj siç bëjnë tregëtarët në fushën e mallrave në tregëtinë klasike. Ri-komodifikimi (rifutja në treg) është një tendencë e dukshme në reformat e tanishme të sistemeve të sigurimeve shoqërore, vecanërisht në sistemin e pensioneve dhe përkujdesjes shëndetësore.

**Rishpërndarja: [redistribution]:** ndodh kur përfitimet (para, mallra dhe sherbime) nuk janë të disponueshme për njerëzit që i fitojnë këto para, respektivisht ata që financuan prodhimin e këtyre mallrave dhe sherbimeve, por për të tjerët si pasojë e transfertave. Burimet e rishpërndarjes janë psh taksimi, pagesa e premiumeve të insurancës, dhe donacionet. Duke rishpërndarë paratë, mallrat, dhe sherbimet, krijohen lidhjet (marrëdhënie) ndërmjet anëtarëve të shoqërisë që ndryshojnë nga ato të krijuara nëpërmjet tregut.

**Rivlerësimi (i iflacionit): [Uprating]:** një proces ku shuma e përfitimeve është e rregulluar në përputhje me rritjen e cmimeve dhe të pagave. Ky lloj vlerësimi zakonisht bëhet një herë në vit, por në rastet e inflacionit të lartë mbase edhe më shpesh.

**Rishpërndarja vertikale: [Vertical re-distribution]:** rishpërndarja e të ardhurave dhe përfitimeve sociale duke filluar me kategoritë më të pasura të qytetarëve dhe duke vazhduar me ato me pak të pasura. Sistemet e sigurimeve shoqërore (psh sistemi i pensioneve) zakonisht aplikon ri-shpërndarje vertikale në një fare mase.

**Rishpërndarja horizontale: [Horizontal Redistribution]:** Rishpërndarja horizontale e të ardhurave dhe përfitimeve, ndërmjet anëtarëve të të njejtës kategori ose grup përdoruesish. Si një shembull: të ardhurat dhe përfitimet mund të rishpërndahen nga familjet me pak fëmijë tek ato me më shumë fëmijë.

**Ruajtja e të ardhurave: [Income maintenance]:** *shihni mbështetja e të ardhurave*.

**Rreziqet e reja sociale: [New social risks]:** Në një shoqëri moderne gjenden përveç rreziqeve tradicionale (të tilla si plakja, sëmundja, ose varfëria e shkaktuar nga papunësia), disa rreziqe të reja si psh frenimet në vazhdimin e karrierës si dhe pasiguria e shkaktuar nga puna afatshkurtër dhe me hope., si dhe e shkaktuar nga format vulnerabël të familjeve (si psh. familjet me një prind), dhe/ose nga proceset demografike.

**Rreziku social: [Social risk]:** mundësia e ndodhjes së disa ngjarjeve ose kushteve që do të ose mund të kenë efekte dramatike në standartet e jetesës së individëve dhe familjeve

të tyre, dhe/ose aftësinë e tyre për të marrë pjesë në mënyrë të plotë në jetën sociale dhe kulturore të komunitetit të tyre.

**Rrjeti i mbrojtjes sociale: [Social safety net]:** në një kuptim më të ngushtë termi “rrjeti i mbrojtjes sociale” parathotë nivelin e të ardhurave poshtë të cilit asnjë nga anëtarët e një shoqërie nuk duhet të bjerë (ky është niveli i asistences sociale të përgjithshme). Në kuptimin më të gjërë ky term përfshin të gjitha transfertat më bazë sistemin e mbrojtjes shoqërore. Në vendet në tranzicion ajo shpreh masat urgjente që propozohen për tu marrë në kuadër të reformës së sistemit social. Kemi dy lloje të rrjeteve të mbrojtjes: rrjeti parësor i mbrojtjes sociale dhe rrjeti dytësor i mbrojtjes sociale. I pari përfshin përfitimet e sigurimeve shoqërore (pensionet, përfitimet e papunësisë), përfitimet universale (pagesat për fëmijë) dhe subvencione të caktuara konsumatore. I dyti përbëhet nga përfitimet e asistencës sociale dhe përfitime të orientuara drejt ri-trainimit dhe ngritjes profesionale.

**Sektori jo-fitimprures: [Non-profit sector]:** Përfshihen organizatat që, si qëllim primar nuk kanë për të nxjerrë përfitim komercial, por të ofrojnë sherbime publike. Organizata të tilla zakonisht realizojnë aktivitete që nuk mund të organizohen mbi baza komerciale. Nëse të tilla organizata nxjerrin një farë fitimi, kjo i shtohet rezervave të tyre financiare ose fondeve të tyre operative por nuk përdoren për aksionerët ose anëtarët. Shpesh ato mbeshteten në punën e vullnetarëve. Shumë vende i trajtojnë kontributet për organizatat e njohura jo-fitimprurëse si shpenzime të zhveshura nga taksat.

**Sëmundjet profesionale: [Occupational disease]:** dëmtime shëndetësore të shkaktuara zakonisht nga ekspozime (të zgjatura) të një personi ndaj një rreziku shëndetësor gjatë kryerjes së detyrave të tij/saj profesionale. Si rregull, semundjet profesionale janë të përshkruara në mënyrë preçize, -dhe si rrezik që janë- mbulohen nga sigurimet shoqërore.

**Sektorët sociale: [Social sectors]:** një grup termash që tregojnë politika dhe programe të ndërhyrjes sociale, lidhur me punësimin dhe papunësinë, mbështetjen me të ardhura, arsimimin dhe trajnimin, kujdesin shendetsor, politikat e strehimit dhe përkujdesjen sociale.

**Sektori i tretë: [Third sector]:** fusha e tretë e veprimtarisë në një shoqëri, e punës vullnetare të papaguar, përvec aktiviteteve të shtetit dhe biznesit tregëtar. Ky term është përdorur për herë të parë nga sipërmarrësi dhe filantropisti i mirënjohur David Rockfeller, në fillim të viteve 1970. Zakonisht, organizatave që operojnë në sektorin e tretë, u jepet nga shteti një status më i favorshëm në fushën e taksave.

**Sipërmarrja (biznesi) sociale: [Social Entrepreneurship]:** aktivitetet e sipërmarrjes në fushën e zhvillimit social dhe politikave sociale, veçanërisht në nivel lokal dhe në komunitet. Shteti dhe autoritetet lokale mund të inkurajojnë biznesin social duke afruar kushte të pranueshme dhe grante që kanë për qëllim zhvillimin e aktiviteteve të ndryshme të tilla si: ofrimi i sherbimeve për të moshuarit, fëmijët, individët e përjashtuara nga pikpamja sociale, etj. Inkurajimi i zhvillimit të aktiviteteve të tilla kontribon në zgjidhjen

e problemeve sociale dhe në përfshirjen në krahun e punës të përsonave të përjashtuar aty-këtu.

**Sigurimet shoqërore: [Social insurance]:** Cdo lloj skeme apo programi, vullnetare ose e detyrueshme, e menaxhuar nga shteti ose organizatat e grupeve të interesit,ose nga të tretët nën të cilat kontributet ose premiumet e sigurimit paguhen për të mbrojtur individët ose familjet e tyre nga rreziqe të vecanta, ose për të zvogëluar efektet e materializimit të këtyre rreziqeve për personat e siguruar ose familjet e tyre. Rreziqet tipike të mbuluara nga skemat e mbrojtjes sociale janë: ato të humbjes së të ardhurave si pasojë e papunësisë, paaftësia për punë, plakja, si dhe –në shumë prej vendeve- shpenzimet për përkujdesjen shëndetësore.

**Sigurime shoqërore/mbrojtje sociale: [Social security]:** ky term mund të përdoret në vend të termit (mbrojtje sociale/shoqërore), duke përfshirë në vetvete të gjitha masat dhe programet, etj për të mbrojtur individët, grupet dhe kategoritë shoqërore nga rreziqet kryesore të jetesës, ose për të zbutur efektet e materializimit të rreziqeve të tilla. Ai mund të përdoret gjithashtu në kontrast me "asistencën sociale" dhe në këtë rast i referohet të gjitha skemave dhe programeve kontribuese, etj..., për ti mbrojtur individët nga, ose për të minimizuar efektet e, rreziqeve sociale të vecanta, si ato të papunësisë, plakjes paaftësisë, etj. në këtë kuptim të dytë termi është virtualisht i barasvlershëm me "sigurime shoqërore/ social insurance".

**Skemë përfitimi e përcaktuar: [Defined benefit scheme]:** Përcaktimi i shumave të përfitimit (zakonisht pensioneve), që paguhen në çfaredolloj rasti, sipas disa elementeve përllogaritës (si psh. sipas viteve ose sasisë së kontributeve).

**Skemë kontributesh e përcaktuar: [Defined contribution scheme]:** Një skemë ku sasia e përfitimeve të paguara për secilin individ (zakonisht për pensionet) varet ekskluzivisht në kontributet e akumuluara të bëra nga ky përson, plus përqindjen e bërë nga fondi i pensioneve në sasi të kontributeve të tij/saj.

**Sistemi Beveridge-it: [Beveridgean system]:** është sistemi i sigurimeve shoqërore i bazuar mbi parimet e propozuara nga William Beveridge, dhe i adoptuar nga Parlamenti Britanik ne vitin 1942 në një dokument të quajtur *Sigurimet Shoqërore dhe Sherbimet e lidhura me to*. E rëndësishme për parimin e Beveridge-it, sic quhet zakonisht në shkencën ne politikës sociale, është se "cdokush duhet të ndjehet i lirë nga nevoja". Kështu që, në të tillë sistem, kujdo përsoni duhet t'i garantohen nevojat bazë për jetesë nga shteti, të financuara nga buxheti i përgjithshëm, pavarësisht nga statusi social i këtij përsoni apo dhe nga karakteristika të tjera të tij. Beveridge na ka ofruar nje model koherent të mbrojtjes shoqërore, të bazuar në katër parime – universaliteti, thjeshtësia, vecantia në llojin e vet si dhe uniformiteti dhe centralizimi. Sistemi Britanik i sigurimeve shoqërore u ndërtua mbi këto baza pas luftës së II Botërore dhe parimet e Beveridge-it janë aplikuar në shumë vënde të tjera, ose në të gjithë sistemin e tyre të mbrojtjes sociale, ose në disa pjesë apo nën-pjesë të tij.

**Sistemi i Bismarkut: [Bismarckian System]:** Sistemi i sigurimeve shoqërore bazuar në parimet e ligjit të sigurimeve shoqërore propozuar gjatë mbretërimit të kancelarit gjerman Otto van Bismarck. Ligji i parë i tillë është bërë në 1883, dhe ishte mbi sigurimet shëndetësore. Ligji në vijim të tij kishte të bënte me sigurimin ndaj rreziqeve nga aksidentet në punë(1884), i ndjekur nga ligji për pensionet dhe sigurimi i invaliditetit (1889).

Në sistemin Bismarkian, perfitimet nga sigurimet paguhen nga një thesar ose fonde të vecanta, të cilat janë të menaxhuara dhe drejtuara nga partnerët sociale nën vëzhgimin e Shtetit, bazuar në kontributet e të dy palëve, punëdhënësve dhe punëmarrësve. Ky sistem i sigurimeve shoqërore është karaktëristikë e Evropës Kontinentale, mëgjithëse sistemi i Bismarkut është adoptuar edhe nga vende në pjesë të tjera të botës.

**Sistemi i Sigurimeve Shendetësore: [Health Insurance System]:** çdo sistem ku një individ (ose persona në varësi të tij) janë të siguruar përkundrejt rreziqeve të shpenzimeve për përkujdesje shëndetësore, dhe ku është paguar një premio sigurimi. Premio mund të jetë paguar nga personi i siguruar, si dhe nga të tjerë, si psh, punëdhënësi i tij ose i saj. Dispozitat e sherbimeve të përkujdesjes shëndetësore dhe produktet mund të jenë falas për të siguruarin, ose personit të siguruar mund ti kërkohet të paguajë një pjesë të tyre, ose të gjitha shpenzimet deri në një masë të caktuar për njësi sherbimesh mjekësore të përfituara ose për njësi të kohës. Sigurimi shëndetësor mund të jetë i detyrueshëm ose vullnetar ose një kombinim i të dyjave.

**Sistem pensionesh me shumë kollona: [Multipillar pension system]:** një sistem pensionesh ku pensioni total i një individi mund të përftohet në të njejtën kohë nga një sistem i diferencuar burimesh (si psh. nga sistemi pagesës së premiumeve nga paga, fondet e kapitalizuara, fondet vullnetare private dhe/ose fondi i pensioneve profesionale).

**Sistemi kombetar i sherbimeve shëndetësore: [National health service system]:** (mundësimi falas i trajtimit dhe ilaceve për të gjithë rezidentet (e ligjshëm): Nëpërmjet sistemit kombëtar të përkujdesjes shëndetësore, përkujdesja realizohet nga punonjës shtetërorë në amjente me pronësi publike, dhe paguhen për punën e tyre nga buxheti i Qeverisë, të dalë nga taksat.

**Sistemi parësor i shpërndarjes: [primary system of distribution]:** shpërnadrja e llojëve të ndryshme të të ardhurave të tregut (psh. pagat, dividentët, interesat) sipas faktorëve të tregut, dhe jo duke marrë në konsideratë transferta të ardhurash ("dytësore") të tilla si nga përfituesit e pagave tek pensionistët.

**Sistemi dytësor i shpërndarjes: [Secondary system of distribution]:** ndërhyrja e shtetit në sistemin paresor të shpërndarjes, me anë të taksave dhe rishpërndarjes, si psh. për ato "me pak fat" gjatë shpërndarjes parësore, (individë me të ardhura të ulta ose pa të ardhura fare).

**Sistemi (skema) i ndihmës për punëkërkues/Puna sociale e kushtëzuar: [Workfare programs (schemes)]:** programe përfituesit e të cilëve bëjnë një tip të vecantë pune në

shkëmbim të marrjes së përfitimeve sociale (zakonisht asistencë sociale ose pagesë papunësie). Kjo skemë është e detyrueshme (e imponuar) dhe ka për qëllim kryerjen e një pune në shkëmbim të përfitimeve. Në një kuptim më të gjërë, ky sistem (skemë) ka të bëjë me cfarëdolloj programi që i kërkon përdoruesit që të marrë pjesë në aktivitete prodhuese ose në aktivitete që përmirësojnë përfshirjen sociale (aktivitete si përkujdesja për të moshuarit ose pjesëmarrja në trainime). Kjo lloj skeme është përhapur nga SHBA në vendet Evropiane.

**Solidarësia: [Solidarism]:** koncepti i një shoqërie ku detyrimi për ndihme reciproke ndërmjet qytetarëve është gjërësisht i pranuar, ashtu siç është edhe detyrimi i kësaj shoqërie për të ofruar ndihmë të specializuar atyre anëtarëve të saj, që vuajnë nga vështirësitë dhe e kanë të pamundur për ti kapërcyer pa asistencën e ekspertëve. Në këtë kuptim, solidarësia është një ideal humanist i bazuar në përgjegjësinë kolektive të gjithë anëtarëve dhe për të gjithë anëtarët e një komuniteti. Solidarësia është përhapur nga filozofët socialë dhe sociologët të tillë si L. Boureois, L.Duguit, E. Durkheim dhe të tjerë. Ata e imagjinonin solidarësinë si rrugën e tretë të zhvillimit të shoqërive, ndërmjet rrugës së individualizmit liberal dhe socializmit kolektiv.

**Solidariteti: [Solidarity]:** Përgjegjësia e ndërsjellë që anëtarët e një grupi social ndjejnë për njëri-tjetrin, dhe mbi të cilën ata veprojnë nëse është e nevojshme. Baza e solidaritetit është e mbështetur në detyrimin reciprok të qytetarëve ndaj njëri-tjetrit dhe në reciprocitetin, në parim, ndërmjet grupeve të barabarta. Reciprokësia ekziston kur njerëzit japin po aq sa marrin. Megjithatë ky lloj reciprociteti nuk ndodh shpesh, por ndodh më shpesh që njerëzit i japin diçka të tjerëve tani, sepse ata kanë marrë dicka në të kaluarën, ose presin që të marrin dicka në të ardhmen, ose nësë ata janë në nevojë.

Solidariteti nuk është edhe aq e lehtë të dallohet nga altruizmi. Problemi etik bazë i solidaritetit është fakti se solidariteti është shpesh ekskluziv: ai është shpesh i kufizuar në mëvetësinë e një grupi social.

**Stigmatizimi: [Stigma]:** ndjenja e hutimit dhe damkosjes, shpesh e hasur tek një person që i merr të ardhurat e tij/saj nëpërmjet mënyrës së *testimit të të ardhurave* dhe *testimit të mjeteve* në disponizion dhe jo në formën e një page ose në formën e përfitimeve të sigurimeve shoqërore. Stigmatizimi është shpesh pasojë e procedurave administrative të asistencës sociale shtetërore, që çon në zvogëlim të shkallës së përdorimit të përfitimeve të tilla.

**Strategjia Evropiane e Punësimit: [European Employment Strategy]:** bazuar në Traktatin në Amsterdamit të vitit 1997, dhe në rezultatet e Samitit Evropian të Punësimit, që u mbajt në dhjetor të vitit 1997, Bashkimi Evropian koordinon politikat kombetare të vendeve anëtare në lidhje me nxitjen e punësimit. Metoda e koordinimit sipas kësaj strategjie është ajo e "open coordination"(koordinim i hapur). Nxitja e punësimit mbështetet në katër kollona: aftësinë për të ofruar punë, sipërmarrja, shanset e barabarta dhe përshtatshmëria. Cdo vit një numër prioritetesh të përbashkëta përzgjidhen nga Këshilli Evropian. Secili vend i ntegron prioritetet e zgjedhura në politikat dhe praktikat e tij nëpërmjet Planeve Kombëtare të Veprimit (PKV). Komisioni Evropian dhe Këshilli

Evropian analizojne PKV, dhe prezantojnë një raport të përbashkët mbi punësimin. Ata mund të ofrojnë rekomandime specifike për vende të veçanta.

**Subvencion/(ndihmë financiare): [Subsidies]:** pagesë direkte ose indirekte, ose psh. koncesion taksash që një qeveri u jep kompanive private, familjarëve, dhe/ose individëve për të nxitur dhe përkrahur objektivat politike të tilla si mirëqënia publike. Subvencionet mund të aplikohen për produktet dhe sherbimet (transportin, ushqimin, sherbimet bashkiake, etj...,).

Qëllimi i dhënies së subvencioneve është shpesh për të rregulluar shpërndarjen e pabarabartë të të ardhurave, dhe/ose lehtësuar pasojat negative të veprimatrisë së tregut të lirë dhe të konkurencës së pafrenuar. Në raste të tjera ajo ka për qëllim të promovojë mbrojtjen mjedisore si një nga objektivat publike. Subvencionet mund të marrin forma te ndryshme si: pagesa të drejtpërdrejta me para në dorë ose në natyrë, ofrimi i mallrave dhe sherbimeve nën koston e tyre ose nën koston e tregut, blerjen e mallrave dhe sherbimeve me çmime mbi ato të tregut të lirë dhe dhënia pa taksa dhe forma të tjera të stimujve financiare.

**Shanset e barabarta: [Equal opportunities]:** është një parim i përgjithshëm që nënvizohet në sistemet ligjore si psh të Evropës dhe SHBA-së, i aplikueshem në fushën ekonomike, sociale dhe në jetën kulturore, sipas të cilit të gjithë qytëtarëve u ofrohen mundësi të barabarta për sukses kur ato konkurojnë për pozicione dhe të mira materiale publike të vlefshme. Përveçse barazisë përpara ligjit, aksesi i njejtë për tu arsimuar është i një rëndësie të veçantë në rendjen drejt shoqërive egalitariane.

**Shenjestrimi: [Targeting]:** Do të thotë kanalizimi i përfitimeve sociale drejt individëve ose grupeve specifike. Shenjestrimi përfshin eficençen horizontale: aftësia e sistemit për të ofruar mbështetje të mjaftueshme për të gjithë individët në nevojë, dhe efiçence vertikale: aftësia e sistemit për të përjashtuar nga marrja e një përfitimi grupe dhe individë që në të vërtetë nuk e meritojnë një përfitim.

**Sherbimet publike: [Public services]:** Sherbime të ofruara nga institucionet publike, (arsimore, mjekësore, të transportit etj). Detyrimi për të ofruar sherbime publike mund të rrjedhë nga autoriteti publik në nivel kombëtar, rajonal dhe lokal.

**Sherbimet sociale: [Social services]:** Sherbimet e ofruara nga agjencitë dhe institucionet (qeveritare dhe jo-qeveritare) në mënyrë që të plotësohen disa nevoja personale ose sociale të përfituesve, të tilla si fëmijët, familjet pleqtë ose handikapët. Sherbimet sociale mund të ofrohen në shtëpitë e përdoruesve ose në institucionet ku janë akomoduar përdoruesit.

**Sherbimet sociale personale: [Personal Social Services]:** Sherbimet për përsonat ne nevojë që nuk ofrohen nga institucionet e sherbimeve sociale , publike ose private, zyrtare ose jo zyrtare por nga të afërmit e përfituesit, fqinjët dhe miqtë mbi baza

vullnetare. Në disa vende janë bërë përpjekje për të kompensuar ofruesit e ketyre sherbimeve si psh. duke iu bërë atyre reduktime në taksa.

**Shkalla totale e pjellshmërisë: [Total fertility rate]:** numri mesatar (raporti) i fëmijëve të lindur me gratë gjatë gjithë periudhës së pjellorisë së tyre për gjithë jetën (psh. ndërmjet moshës 15 dhe 49 vjec).

**Shkalla e papunësisë: [Unemployment rate]:** numri i individve të papunë në raport ,me numrin e individëve të punësuar (krahun e zënë me punë). Shkalla e papunësisë mund të ndryshojë në mënyrë të konsiderueshme në varësi të përkufizimit të përdorur për papunësinë.

**Shkalla e (raporti i ) varësisë sociale: [Dependency ratio]:** Raporti ndërmjet personave ekonomikisht aktive dhe atyre ekonomikisht jo-aktivë në një popullsi. Zakonisht përllogaritet duke pjesëtuar numrin e personave nën moshën 15 vjeçare plus ato mbi moshë 65 vjeç me numrin e personave ndërmjet 15 dhe 65 vjeç, dhe duke e shprehur rezultatin në përqindje.

**Shkalla e ekuivalencës: [equivalence scale]:** Një grup indikatorësh i përpunuar për të treguar si psh nevojat e personave në ngarkim të një numri të anëtarëve të familjes, moshën dhe strukturene tyre gjinore dhe kushtet e tyre specifike, (si psh sëmundjet kronike). Shkalla e ekuivalentimit është e përpunuar për të vendosur përfitime të barabarta për familjet me madhësi dh strukturë të ndryshme dhe në situata të ndryshme.

Shkallet e ekuivalentimit të OECD (OSBE) janë perdorur në një numër të madh studimesh mbi varfërinë. Perveç se e përdorur në punë kërkimore mbi varfërinë, kjo është përdorur për të matur edhe pabarazinë ekonomike, si dhe për të përcaktuar aftësitë paguese të taksës mbi të ardhurat të individeve ose familjeve, dhe për rrjedhojë edhe për të vendosur masën e kësaj takse, ose për të percaktuar shumën e pagesës për perfitime sociale.

**Shkalla e zevendësimit të të ardhurave(raporti): [Income replacement rate (ratio)]:** raporti i sasisë së përfitimeve të marra përkundrejt sasisë së pagës së një individi në një periudhë të caktuar, (zakonisht muaj paraardhës ose viti). Shkalla e përftimit të të ardhurave mund të shprehet edhe si raport i sasisë mesatare të një përfitimi të caktuar (psh, pensionet mesatare) me sasinë e pagës mesatare.

**Shkalla e varfërisë: [Poverty rate]:** numri i njerëzve (ose familjareve) të ardhurat e të cilëve janë poshtë minimumit jetik përkundër numrit të përgjithshëm të popullsisë (ose familjareve) në një vend, e shprehur kjo në përqindje.

**Shkalla e varfërisë në para-transfertë: [pre-transfer poverty rate]:** shkalla e varfërisë që do të ekistonte në një vend, nëse një pjesë ose e gjithë sasia e transfertave sociale do të anulloheshin. Në këtë mënyrë, është e mundur të zbulojmë se sa është reduktimi i varfërisë që "prodhojnë" në këtë situatë transfertat sociale.

**Shoqatë: [Association]:** një organizatë e themeluar nga qytetarët për të zgjidhur problemet sociale në një komunitet, ose për ti shërbyer ndonjë lloj interesi tjetër të vecantë. Në mënyrë që të ndërmerren veprime të tilla, njerëzit e përfshirë themelojnë një shoqatë si një person juridik specifik (universitas personarum). Shoqatat i përkasin një kategorie më të gjërë të organizatave jo-fitimprurese (jo-qeveritare). Në praktikë shoqatat mund të kenë forma ligjore të ndryshme: nga një grup jo formal me mendim të njejtë deri tek fondacionet.

**Shoqata Ndërkombëtare e Sigurimeve Shoqërore (SHNSSH): [International Social Security Association (ISSA)]:** Një organizatë ndërkombëtare e cila merret me zhvillimin e sigurimeve shoqërore në botë. Ajo është themeluar në vitin 1927 në Bruksel me iniciativën e Organizatës Ndërkombëtare të Punës. Shoqata Ndërkombëtare e Sigurimeve Shoqërore mbledh sëbashku institucionet shtetërore qendrore, organizatat e sherbimeve publike, si dhe shoqatat që janë aktive në fushën e sigurimeve shoqërore. Përvec publikimeve të tjera të panumërta, kjo shoqatë nxjerr një revistë të quajtur "Vështrim Ndërkombëtar mbi Sigurimet Shoqërore", katër herë në vit, në gjuhët Anglisht, Frengjisht, Gjermanisht dhe Spanjisht. Zyrat kryesore të organizatës janë në Gjenevë.

**Shoqëria civile: [Civil society]:** Një sërë rregullash të mirësjelljes dhe të detyrimeve të ndërsjellta që janë në fuqi, në ose brenda institucioneve, organizatave, rrjeteve sociale dhe individëve, bazuar në një set rregullash dhe vlerash të përbashkëta, dhe ku aderohet në mënyrë vullnetare për të mbrojtur interesat e përbashkëta kolektive dhe interesa të tjera specifike.

**Shoqëria Egalitariane (e Barazisë): [Egalitarian society]:** është një shoqëri ku "shperblimet" (të mira materiale, paratë dhe statusi social) shpërndahen në mënyrë të barabartë për secilin qytetar apo banor pavarësisht talentit të tyre, origjinës familjare ose statusit etnik.

**Shpenzimet për strehim: [housing expenditures]:** të gjitha shpenzimet e një familje për të mbuluar nevojat për strehim. Në sektorin e qerasë, shpenzimet për strehim përfshijnë qeranë dhe të gjitha shërbimet e lidhura me strehimin, të tilla si (uje, drita, ngrohje, gaz dhe taksa bashkiake) minus subvencionimin për strehim. Në shpenzimet për strehim për një apartament ose një shtëpi në pronësi të banorëve që jetojnë në të, përfshihen gjithashtu, psh. shpenzimet për sherbimet hipotekore dhe / ose kredite bankare, mirëmbajtja sherbimet dhe taksa e pasurisë minus sherbimet e lidhura me strehimin.

**Shpenzime publike: [Public expenditures]:** Shpenzimet totale të fondeve publike dhe shtetërore (në buxhetin shtetëror). Shpenzimet për qëllime sociale përbëjnë një pjesë të rëndësishme të shpenzimeve publike në të gjitha vendet. Përqindja e shpenzimeve sociale reflekton – nga njëra anë – prosperitetin e vendit, dhe nga ana tjetër, - prioritetet e tij publike.

**Shpenzimet sociale (harxhimet): [Social expenditures (spendings)]:** Shpenzimet e sistemit të sigurimeve shoqërore në tërësi, ose shpenzimet e një nën-pjese të vecantë të sistemit (psh, përkujdesja shendetësore ose pensionet). Shpenzime të tilla shpesh

paraqiten si përqindje e GDP së një vendi. Shpenzimet sociale mund të ndahen në shpenzime publike (të menaxhuara dhe financuara nga shteti) dhe shpenzime private (shpenzimet që bëhën nga institutet private të sigurimeve dhe institute të tjera, përfshirë edhe bashkëpagesat private për sherbime dhë përfitime të vecanta). Pjesa e shpenzimeve sociale në GDP dhe vecanërisht marrëdhënia ndërmjet shpenzimeve publike dhe private karakterizojnë edhe fizionominë e sistemit social të një vendi.

**Shtatzania: [Maternity]:** Një rrethanë, në të cilën një grua, për shkak të periudhës së shtatzanisë, ose trajtimit dhe përkujdesjes për beben e saj, është përkohësisht e padisponueshme për punë, për rrjedhojë e pamundur për të përfituar të ardhura dhe në nevojë për asistencë mjekësore adekuate, për një periudhë leje, dhe kompensim për pagat e humbura gjatë kësaj leje, si dhe të përfitimeve të tjera të përcaktuara nga skema e mbrojtjes sociale të vendit të saj.

**Shtesë mbi pagë: [Capitation fee]:** Një shumë e caktuar parash, e paguar për një mjek (zakonisht mbi baza vjetore) për cdo pacient pacient, për të cilin ky mjek, nëse do të jetë e nevojshme, do të ofrojë përkujdesje shëndetësore. Shumat e paguara mund të jenë të ndryshme në varësi të kategorisë (moshës ose tjetër) që një person (pacient potencial) i përket. Kjo është gjithmonë një shumë e caktuar më parë, e pavarur nga fusha dhe sasia e sherbimeve realisht të ofruara. Kjo është e kundërta e pagës shërbime-për-sistemin.

**Shtresat(grupet) e pambrojtura: [Vulnerable groups]:** grupe njerëzish me një nevojë evidente për mbrojtje sociale dhe asistence sociale. Ne pothuajse të gjitha shoqëritë disa grupe sociale janë të rrezikuara nga pikëpamja sociale dhe të pambrojtur, (psh. të moshuarit, minoritetet racore ose etnike, refugjatet, azil-kerkuesit, handikapet dhe individët e sëmurë, njerëzit e pastrehë, ish-të burgosurit, të strehuarit në disa institucione, të papunët afatgjatë, etj...,). Shoqëritë e prekura nga një krizë e shkaktuar psh. nga lufta, një fatkeqësi natyrore ose tranzicioni ekonomik, në mënyrë tipike kanë një numër të madh njerëzish të pambrojtur (në nevojë).

**Shteti i mirëqënies: [Welfare state]:** Një shtet që merr përsipër përgjegjësinë për një mirëqënie materialë bazë dhe mbrojtje shoqërore të anëtarëve të tij. Shteti i mirëqënies i mbron qytetarët e tij prej rreziqeve më të mëdha sociale, kryesisht ato të plakjes, varfërisë, paaftësisë, aksidënteve në punë, papunësisë dhe sëmundjeve. Forma e parë e shtetit të mirëqënies u shfaq në Gjermani, në fund të shekullit të $19^{\text{të}}$ në formën e një sistemi kombëtar të sigurimeve shoqërore. Mëgjithatë ngritja e shteteve të mirëqënies ishte një çeshtje e tre dekadave të para pas Luftës së $II^{\text{të}}$ Botërore. Ka disa llojë të shteteve të mirëqënies. Pjesa më e madhë e vendeve në Evropën Perëndimore kanë zhvilluar shtete të plota të mirëqënies, ndërsa ndërmjet vendeve të zhvilluara ekonomikisht, shtetet e mirëqënies të SHBA dhe Japonisë janë të zhvilluara jo në mënyrën më të plotë të mundshme.

**Shteti që aplikon punën sociale të kushtëzuar: [Workfare state]:** Ndryshe nga shtetet sociale klasike, (shteti i mirëqënies sociale) që përpiqet të arrijë mirëqënien sociale nëpërmjet dhënies së përfitimeve dhe sherbimeve, workfare state lufton për ti përfshirë individët në punë dhe inkurajon ato për punë dhe pjesëmarrje në procesin e prodhimit.

Ajo që është karakteristikë për këtë lloj shteti është kufizimi i të drejtave të përfitimeve, duke e bërë akordimin e përfitimeve të kushtëzuar nga gadishmëria e përfituesit për të kërkuar punë ose pjesëmarrja e tij në aktivitete të tjera. Përfitimet sociale që ishin instrumenta të përfitimeve të sigurimit shoqëror kthehen në instrumenta të politikave të tregut të punës. Ky lloj i shtetit social quhet shpeshherë edhe shteti Schumpeterian, sipas ekonomistit Austriak J. Schumpeter.

**Taksa negative mbi të ardhurat: [Negative income tax]:** sistemi që integron mbështetjen e të ardhurave dhe taksimin mbi të ardhurat, në mënyrë të tillë që sistemi i taksave të mund të paguajë përfitimet për ato që kanë të ardhura të ulta duke i marrë taksa nga ato më të ardhura më të larta.

**Taksimi progresiv: [progressive taxation]:** Një lloj politike mbi taksat, e cila në mënyrë jo të barabartë vendos detyrime taksash më të larta mbi ato që marrin më shumë se paga mesatare. Në pjesën më të madhe të vendeve, taksa mbi të ardhurat janë progresive deri në një maksimum të paracaktuar për ato më të pasurit.

**Taksimi regresiv: [regressive taxation]:** një lloj politike taksash që vë nivele më të larta taksash në ato që fitojnë me pak (individet me të ardhura më të ulta paguajnë një pjesë më të madhe të tyre në formë takse). Një shembull i sistemit regresiv është ai ku të gjithë punonjësit, pavarësisht pagës së tyre, paguajnë të njëjtën masë nominale kontributesh për sigurimet shoqërore. Një tjetër shembull është ai i taksimit jo të drejtpërdrejtë, si psh përmbysja e taksave në blerjen e artikujve ushqimore. Taksa të tilla rëndojnë më shumë në konsumatorin e sasive të mëdha të artikujve ushqimore dmth, në familjet e mëdha.

**Testimi i gadishmërisë për punë: [Work-test]:** kondicionimi i aksesit për përfitime sociale (të tilla si asistence sociale, ndihma për nënat me fëmijë, pagesa e papunësisë, etj) për përdoruesin, në mënyrë që ai të regjistrohet si i papunë(nëse është i aftë për të punuar) dhe me gadishmërinë e tij për të pranuar një punë, ose të marrë pjesë në programe të përmirësimit të tij profesional, parakualifikim dhe arsimim shtesë.

**Të ardhurat: [Income]:** hyrje në para ose jo në para, në mënyrë të rregullt ose jo, në mënyrë periodike, të fituara nga familjet ose nga anëtarët e saj.

**Kompensime të ardhurash: [Income-tested benefits]:** përfitime që i paguhen ose i jepen një individi ose familjeve, të ardhurat e të cilëve janë dukshëm nën një nivel të caktuar.

**Të drejtat njerëzore sociale-ekonomike dhe politike: [Social/economic and political human rights]:** Të drejtat politike të njeriut janë të sanksionuara në instrumentat ligjore të: Kombeve të Bashkuara, të tilla si: Konventa mbi Parandalimin dhe Ndëshkimin e Krimit të Genocidit të vitit 1948, Konventa lidhur me Statusin e Refugjatëve e vitit 1951, Konventa lidhur me të Drejtat Politike të Grave e vitit 1953, etj, etj; të Këshillit të Evropës, të tilla si: Konventa mbi Mbrojtjen e të Drejtave Njerëzore dhe Lirive Themelore, e cili hyri në fuqi në vitin 1953, si dhe instrumenta të organizmave të tjerë ndërkombëtare. Tashmë përgjithësisht pranohet së përveçse të drejtave politike bazë të

njeriut, si për shembull mos arrestimi në mënyre arbitrare, liria e shprehjes dhe organizimit në shoqata, ka edhe të drejta ekonomike bazë të njeriut të tilla si marrja e kujdesit mjekësor kur ai është i nevojshëm, liria e zgjedhjes së punës dhe e drejta për një pagë të drejtë për punën e kryer. Instrumentat ligjorë të Këshillit të Evropës, ONP dhe BE dhe të organizmave të tjerë ndërkombëtarë mbrojnë të drejtat sociale dhe ekonomike të njeriut.

**Të drejtat sociale, të drejtat e mirëqënies: [Social rights, welfare rights]:** një set të drejtash që rrjedhin nga të drejtat universale politike dhe njerëzore. Të drejtat (e mirëqënies) sociale duhet ti lejojnë individët që të kenë një nivel ose stil jetese të pranueshëm, ose, me fjalë të tjera: këto të drejta duhet tu japin njerëzve akses në burimet e duhura për të patur një mënyrë jetese të denjë. Ka një farë ndryshimi ndërmjet asaj që quhet “hard social right” (të drejtat që i përkasin sistemit të sigurimeve shoqërore) që janë të formuluara dhe të mbrojtura qartë me ligj, dhe të ashtu quajturave “soft social rights” që janë pak më shumë arbitrare dhe në një farë shkalle varen nga vlerësime subjektive. Për pasojë fusha dhe zgjerimi i të drejtave sociale të njohura ndryshojnë nga vendi në vend.

**Tërësia ligjore e BE: [Acquis Communeautaire]:** (gjithashtu i njohur si Acquis communautaire) është tërësia e dokumentave ku përshkruhen rregullat e BE, rregulloret dhe standartet, në të cilat aderojnë të gjitha vendet anëtare, dhe ku vendet aspirante për tu bërë antëtarë, u kërkohet që ti adoptojnë dhe përfshijnë në ligjet dhe praktikat e tyre administrative.

**Trajtim preferencial: [Preferential treatment]:** Dhënia e një aksesi të preferuar për një individ ose grup përsonash, krahasuar me individë ose grupe të tjerë, kjo nëpërmjet përfitimeve, shanceve dhe statuseve të caktuara sociale. “Diskriminimi pozitiv” është një formë e trajtimit preferencial, duke tentuar, ose për të eleminuar e reduktuar efektet e diskriminimit kundër individëve ose grupeve, ose për të ruajtur diferencat e mirëqënies dhe statusit në shoqëri dhe pozicionet e privilegjuara të disa individëve ose grupeve shoqërore.

**Traktatet e BE-së [EU Treaties]:** Janë dokumentat mbi të cilat mbështetet BE, në mungesë të një kushtetute Evropiane të miratuar nga të gjitha vendet anëtare.

Komuniteti Evropian i Qymyrit dhe i Celikut u themelua në vitin 1951. Traktatet që institucionalizuan Komunitetin Ekonomik Evropian dhe Komunitetin Evropian të Energjisë Atomike u firmosën në vitin 1957. Në vitin 1965 të tre traktatet u shkrinë në një. Në vitin 1986 u firmos Akti i Unifikimit Evropian. Traktati i Mastrihtit u firmos në vitin 1992 dhe ai shenoi bashkimin ekonomik dhe monetar, duke prezantuar Euro-n si monedhën e vetme Evropiane dhe në këtë kohë u prezantuan edhe politikat e përbashkëta Evropiane në një sërë fushash. Traktati i Amsterdamit i firmosur në 1997, rishikoi pjesërisht dhe reformoi traktatin e Mastrihtit, si dhe prezantoi një politikë të koordinuar për punësimin dhe përfshirjen sociale. Traktati i Nicës i firmosur në 2001 normoi punën e institucioneve më të rëndësishme të Bashkimit Evropian, pasi bashkimi u zgjerua në

2004. Kushtetuta e Bashkimit Evropian, e cila është firmosur në vitin 2004, ka për qëllim të integrojë të gjitha këto traktate në një akt të vetëm.

**Transferimi i të ardhurave: [Income transfer]:** *shihni përfitimet me para në dorë.*

**Transferimet ndër-breznore: [Intergenerational Transfer]:** Ky term zakonisht i referohet pensioneve, që paguhen nga ata që aktualisht janë të punësuar, për një brez më të vjetër që nuk punon më. Kështu që pensionet e atyre të punësuar aktualisht do të paguhen nga brezat e mëvonshëm. Termi gjithshtu i referohet trashëgimive dhe transfertave të tjera nga një brez me i vjetër tek një brez më i ri.

**Transferta publike: [public transfers]:** Të gjitha transfertat në para që janë financuar nga burimet publike (psh. shteti).

.

**Transfertat sociale: [Social transfers]:** *shihni përfitimet me para në dorë.*

**Turizmi i mirëqënies (sociale): [Welfare (social) tourism]:** Praktikimi nga të varfërit ose individët e përjashtuar nga pikëpamja sociale, të cilët përpiqen të ndryshojnë vendin e tyre të jetesës në mënyrë që të kenë akses në përfitime sociale me të larta. Turizmi i mirëqënies sociale mund të jetë migrimi në një vend tjetër, (psh në një vend Anëtar të BE) ose në një rajon tjetër të po këtij vendi ku banon.

**Ulja e shkallës së varfërisë: [Poverty rate reduction]:** Transfertat e të ardhurave "sociale" kanë për qëllim të zvogëlojnë shkallën e varfërisë. Metodat e ndryshme të këtyre transfertave në koston (efektshmërinë) e tyre, dmth "sasia" e varfërisë e reduktuar si rezultat i një shumë të caktuar parash të transferuara nga secila prej ketyre metodash të ndryshme. Duke krahasuar efektet e formave dhe metodave të ndryshme të transferimit të ardhurave, - në parim – është e mundur të përzgjedhim metodat më efektive dhe më eficente të reduktimit të varfërisë.

**Varfëria absolute: [Absolute poverty]:** Është shkalla e varfërisë e përcaktuar nga niveli i të ardhurave, ku, poshtë këtij niveli jeta e një familje ose e një individi është e rrezikuar. Kjo kategori njerëzish nuk e ka mundësinë për të siguruar nevojat humane bazë, të tilla si ushqimi, veshja dhe/ose strehimi.

**Varfëria e re: [New poverty]:** term që ka filluar të përdoret kryesish në fillim të viteve 1970. Termi "Varfëria e re" i referohet individëve ose familjeve të cilëve, si pasojë e një aksidenti, shëndeti të keq, ose papunësisë e kanë të pamundur të mbajnë jetesën e tyre në standartet e meparshme që ato ishin të mësuar të kishin dhe/ose u duhet ta shkëmbejnë një jetesë relativisht të sigurt me një tjetër disi të pasigurtë. Varfëria e re nuk është drejtpërdrejt e dukshme siç është forma tradicionale e varfërisë. Familjet e prekura nga varfëria e re, megjithatë mund të duken normale, në të vërtetë si familje pa të tilla probleme. Varfëria e re mund të prekë familjet dhe individët në të gjitha shtresat e shoqërisë.

**Varfëria relative: [Relative poverty]:** varfëria që është e përcaktuar në lidhje me standarte të denja për jetesë minimale dhe standarte të pranueshme për jetesë minimale në një shoqëri të caktuar. Përceptimi së cfarë është “të denja” dhe “të pranueshme” është i ndryshëm dhe dallon nga një shoqëri në tjetrën, si dhe vetë brënda të njëjtës shoqëri në periudha të ndryshme kohore.

**Varfëria subjektive: [Subjective poverty]:** Nëse njerëzit kanë ndjenjen subjektive se janë të privuar nga të ardhurat që ata mendojnë se duhet ti kenë, si psh kur e krahasojnë situatën e tyre me atë të tjerëve në mjedisin e tyre social, ata vuajnë nga ajo që quhet varfëria subjektive. Qytetarët e vlerësojnë nivelin minimal të të ardhurave, në njëfarë mënyre pak të sinqertë ata e bëjnë llogarinë majë më majë, dhe perceptimi i tyre mbi kërkesat e tyre materiale mund të mos konçidojë me atë të eksperteve. Shumë autorë adoptojnë një qëndrim kritik ndaj varfërisë subjektive, sepse ata mendojnë se të jesh i varfër nuk varet nga opinionet subjektive të njerëzve, por në atë se si jetojnë ata në të vërtetë.

**Vdekshmëria: [Crude death rate]:** Numri i përsonave të vdekur për njëmijë banorë, në një vit.

**Vdekshmëria foshnjore: [Infant mortality rate]:** numri i fëmijëve që vdesin gjatë vitit të parë të jetës, për njëmijë lindje, përgjatë një periudhë të caktuar, zakonisht në një vit. Ky është një nga treguesit bazë se sa efektiv është sistemi i perkujdesjes shëndetësore dhe sistemi social në përgjithësi në një vend të caktuar.

**Veshja me autoritet: [Empowerment]:** mundësimi i aksesit për burimet dhe mjetet e tjera të nevojshme në mënyrë të tillë që një individ të mund të rregullojë jetesën e tij dhe fatin e komunitetit ku ai bën pjesë: kjo në aspektin ekonomik, social dhe politik.

**Vetë-punësimi: [Self-employment]:** Një formë e punësimit ku një punëtor nuk është punësuar nga dikush që zotëron mjetet e prodhimit, ushton autoritet mbi të gjatë kohës së punës apo e paguan atë me një pagesë të rënë dakort më parë. I vetëpunësuari e nxjerr jetesën e tij duke prodhuar dhe shitur mallrat e tij dhe duke ofruar disa lloj sherbimesh si një aktor ekonomik i pavarur. Kjo kategori përfshin lloje të ndryshme punëtorësh, të tillë si: sipërmarrësit, zanatcinjtë (artizanët), bashkëpuntorët/analistët politikanët/gazetarët e pavarur, fermerët e pavarur dhe njerëzit që punojnë në ekonominë informale.

**Vullnetarizmi: [Volunteering]:** Një aktivitet i papaguar i ndërmarrë nga një individ me vullnetin e tij të lirë, dhe ku qëllimi i të cilit shpesh është që të ndihmojë të tjerët. Puna vullnetare mund të jetë formale (kur bëhët në një organizatë jo-fitimprurëse) dhe informale.

**Zevendësimi i të ardhurave: [Income replacement]:** *shihni Shkalla e zevendësimit të të ardhurave (raporti).*

**Zhvillim i qëndrueshëm: [Sustainable development]:** Një zhvillim ne sektorin korporativ (kolektiv) që është financiarisht i kënaqshëm për aktorët/grupet e interesit për

një periudhë të gjatë kohe dhe që përmbush nevojat e shoqërisë në terma afatshkurtër, afatmesëm dhe afatgjatë. Ai bazohet në supozimin se nevojat e shoqërisë duhet të përmbushen pa dëmtuar shendetin financiar të kompanisë(korporatës), ose përspektivën e brezave të ardhshëm, psh duke zhvilluar dhe implementuar teknologji ekonomisht efikase që gjithashtu mbrojnë edhe mjedisin natyror.